


# Një ngrusht



# futurës KEDHDHABIT. alban malaj gënjeshtarit.

## Një ngrusht fytyrës KEDHDHABIT, alban malaj gënjeshtarit.

Bismil-lah, ues-salatu ues-selamu ‘ala Rasul-lilah ue ‘ala Aalihi ue Sahbihi ue men uelah. Ue ba’d:

Jemi sprovuar në këtë fitnen e Halebizmit me një lloj karakteri të cilin nuk e kemi hasur atëherë kur u përballëm me ithtarët e Sejjid Kutbit, Sefer Haualit, Selman Audes, Ar’urit... madje as fluksin e rrenave, shpifjeve, mallkimeve, shqyerjen e ndereve dhe gjurmimin e intimiteteve dhe sekreteve familjare të Selefive nuk e kemi dëshmuar atëherë sikurse po e dëshmojnë sot. Jo më kot ka thënë Shejkh Rabij’ Ibn Hadij el-Medkhalij se ‘Ali el-Halebi është nga Bidatçijtë më të poshtër. E si vallë mund të jenë ithtarët e dikujt që cilësohet si një prej bidatçijve më të poshtër?

Dhe belaja e kësaj fitneje është se këta hizbijunë që sot po na sulmojnë nga çdo drejtim mbajnë të veshur gunën e Selefizmit dhe sjellin fjalët e Yjeve të Selefizmit, të tillë si Shejkh Rabij’, Shejkh Mukbil, Shejkh Feuzan, Shejkh Ahmed en-Nexhmij, Shejkh Muhamed Ibn Hadij, Shejkh ‘Ubejd el-Xhabirij.... dhe pikërisht kjo tekije e tyre ka qenë shkak i përhapjes së kaosit dhe zallamahisë tek Selefitë e paditur e naivë, saqë i ka detyruar ata të mendojnë se kjo është një fitne mes Selefive, veçse disa persona si puna e Alban Malaj etj, po kërkojnë me ngulm të bëjnë fitne si e si të dëgjohen dhe të fitojnë famë në kurriz të hoxhallarëve si puna e Ahmet Hoxhës, Muhammed Abdullahit, Hazirit, Rrexhës, Mollah Osamës dhe krejt hoxhallarëve të kësaj nomenklature, e cila në vetvete ndërthur për bukuri Halebizmin me Hadadizmin. Kështu, ta padituri dhe naivët për t’i shpëtuar kësaj fitneje kërkuan strehim në gjirin e ngrohtë të “hoxhallarëve” të lartpërmendur, me shpresën se do të ruajnë Selefizmin e tyre. Por, të shkretët! Shpëtuan nga shiu e ranë në breshër! Shpëtuan më herët nga Kalaja, Bardhoshët, Halimi, Goga, Rama, Bajrami... dhe sot ranë në kthetrat e mumeji’inëve. Ranë në kthetrat e njerëzve më të pafytyrë që ka njohur Da’ueti Selefij në këto vite të brishta në trojet Shqiptare. Dhe shkaku themelor është pasimi qorrazi i hoxhallarëve dhe injorimi i fjalëve të Dijetarë të Udhëzimit, tek të cilët e kemi detyrë që të kthehemi në kohë Fitnesh. E akoma më keq, disa prej atyre që u shkëputë nga Kutbijunët, sot i shikon se janë rikthyer sërish në shoqërinë e tyre!

Dhe, portali i atyre “hoxhallarëve” është forumi “Albselefet.net”, i cili me hak meriton të quhet “AlbSallata.net”. Tek ky forum mblidhen hoxhallarët e qendrës “Imam Albani”, qendër e cila me hak duhet të quhet “Imam Halebiu”, dhe qendra tjetër në Shqipëri, “Udha e Besimtarëve”, e cila me hak meriton të quhet “Udha e Hizbive”. Tek ky forum promovohen “hoxhallarët” e rinj që i bashkohen gjirit të hizbijes së tyre; tek ky Forum lëshohen sulmet kundër Selefive Shqiptarë; tek ky forum lëshohen insinuatat, abuzimet dhe spekulimet e tyre ndaj Ulemave Selefijinë; tek ky forum përhapen shubuhatet dhe mashtrimet e panumërta për të errësuar Menhexhin e Kulluar Selefij e për t’i devijuar Selefitë nga ai Menhexh sipas axhendës dhe strategjisë se Halebiut dhe miqve të tij...

Me të vërtetë, një vëlla Myslyman i quajtur Sulejman Kushi, i njohur ndryshe si krahu i djathë i Shejkh Muhammed Abdullahit, duket sikur ka marrë përsipër ta ringrejë flamurin e grisur të xherhit dhe ta'dilit dhe shpatën e thyer të sunetit sipas versionit të Shejkhut të tij, dhe ngarend të shkruajë, të refuzojë e t'u kundërpërgjigjet papushim atyre të cilët ai i konsideron si tradhëtarë, gënjeshtarë e të pabesë. Dhe, ajo për çfarë dua të flas në këtë shkrim është postimi më i fundit i atij vëllai në forumin "AlbSallata.net", të cilin ai e ka titulluar: "**Një grusht fytyrës KEDHDHABIT, alban malaj gënjeshtarit.**"

Ky postim i tij nuk ndryshon nga postimet e tjera që ai ka bërë më parë; thuajse i njëjti stil gjuhësor, të njëjtat sharje, ofendime e mallkime dhe kurrëfarë argumenti në kuptimin e plotë të fjalës, me përjashtim të manipulimit më të fundit që ka sajuar koka e tij e lodhur nga rrezet e monitorit.

Dhe ka thënë vëllai jonë Sulejman Kushi:

> "**Është hera e dytë që gënjeshtari dhe mashtruesi i quajtur alban taliban malaj i godet dhe përhap fitne për dijetarët dhe pishtarët e davetit selefij të kësaj kohe. E para ishte duke e shpërndarë dhe duke i bërë reklamë një video në të cilën shahej dhe ofendohej Shejkhu i nderuar Rabi Ibn Hadi El-Medkhali (All-llahu e forcoftë dhe ja shtoftë jetën). Video të cilën e kanë si argument kryesor, hizbitë dhe tekfirsat kundër Shejkhut (All-llahu e ruajtë).** Dhe ne për këtë video kemi folur dhe kemi sqaruar disa gjëra. Këtu mund të lexoni sqarimet: Alban Malaj përhap video kundër Shejkhut Selefij Rabij Ibn Hadij El-Med`khalij. **E dyta është, se ky gënjeshtar dhe mashtrues, ka përhapur në internet disa fjalë, që ky gënjeshtar pretendon se janë fjalë të thëna nga Shejkhu tjetër bujar Muhammed Ibn Hadi (All-llahu e ruajtë). All-llahu deshti, që kjo gënjeshtër e gënjeshtarit alban taliban malaj të dali dhe të merret vesh, dhe All-llahun e din më së miri sesa herë ky gënjeshtar e mashtrues ka gënjyer e mashtruar.**"

Që në fillim, vëlla Sulejmani e nis shkrimin e tij me dhënien e gjykimit mbi të akuzuarin Alban Malaj, duke e quajtur gënjeshtar dhe mashtrues ende pa hyrë në temë. Madje e quan edhe taliban. Sa i përket akuzës për gënjeshtër dhe mashtrim, kjo do të merret vesh më poshtë se sa përputhet me faktet që ka sjellë ai për ta argumentuar akuzën. Kurse termi "taliban" është një term i shëmtuar të cilin ai e përdor kundër meje me pretendimin se unë dikur kam qenë partizan i flaktë i bin ladenit dhe i talibanëve. Ajo që të bën çudi është se unë kam qenë anëtar i forumit të vëlla Sulejman Kushit që nga Shtatori i 2007-s e deri në Tetorin e 2009-s dhe vëlla Sulejmani asnjëherë nuk më tërhoqi vërejtje, asnjëherë nuk më kritikoi, asnjëherë nuk më qortoi, asnjëherë nuk më këshilloi pse kam qenë partizan i flaktë i bin ladenit dhe i talibanëve, në mënyrë që unë të udhëzohesha e t'i braktisja ata njerëz të humbur, gjithmonë sipas pretendimit të tij. Por përkundrazi, vëlla Sulejmani më falenderonte dhe bënte dua sa herë që unë publikoja në forum përkthimet e mia nga anglishtja.

Lexues i nderuar, pa hidhi një sy fjalëve të Sulejman Kushit:

> "**Allahu ta shpërbleftë me Xhennetet e Tija të larta vëlla për këtë material, pasi shumë i dobishëm është dhe tregon realitetin e atij Khauarixhi, të cilin nuk ka ngelur asnjë prej dijetarëve të mëdhenj pa e këshilluar dhe pa na treguar se rruga që ai po ndjek, është rrugë që të shpie në humbje të sigurtë. Allahun e lusim, që ti ruaj muslimanët nga ai i devijuar.**
> ***Një kërkesë vëlla.***
> **Nëse do të kishe mundësi ta postoje këtu atë material pjesë pjesë, ashtu sikur janë përgjigjur dijetarët një nga një.**"

http://www.albselefet.com/grupacionet/2217-qendrimi-i-dijetareve-rreth-usama-bin-ladenit.html

Këto ishin fjalët e vëlla Sulejmanit si falenderim dhe mirënjohje që unë publikova fetvatë e dijetarëve kundër Bin Ladenit. Mirëpo sot vëlla Sulejmani padrejtësisht më quan "taleban"! Si kështu? A merret për argument e shkuara e errët e një Muslimani kur ai ka dalë nga ajo errësirë? E si do të ishte çështja për një Selefij që e ka braktisur devijimin dhe është kapur pas Menhexhit Selefij?

Dhe çuditërisht, në atë forum ende gjenden përkthimet e Alban Malaj kundër bin ladenit dhe talibanëve, kurse vëlla Sulejmanit ato nuk i bëjnë aspak përshtypje, dhe për të më njollosur padrejtësisht kujton të shkuarën time dhe më quan "taliban"! A është i drejtë ky emërtim?

Dhe ka thënë Shejkhul-Islam Ibn Tejmijjeh rahimehullah: "Mos shiko atë çfarë bënte personi më përpara por shiko çfarë njeriu është sot. Ai që kapet pas të kaluarës së njerëzve është tamam si Iblisi që i tha Allahut: "**Ti më krijove mua nga zjarri kurse atë e krijove nga balta.**"" [Minhaxhus-Sunneh, 2/430]

Ka thënë gjithashtu Shejkhul-Islam Ibn Tejmijeh rahimehullah: "Vërtet, refuzimin vetëm me të shara dhe egzagjerim nuk ka njeri që të mos jetë i aftë për ta bërë. Porse njeriu nëse i debaton Mushrikët dhe Ehli-Kitabët, atëherë ai duhet të përmendë ato argumente që sqarojnë të vërtetën që ai ka, si dhe të sqarojë të pavërtetën që kanë ata. Dhe ka thënë Allahu '*Azze ue Xhel* për Pejgamberin e Tij (*sal-lAllahu 'alejhi ue sel-lem*): "**Thirr në Rrugën e Zotit tënd me urtësi dhe këshillim të mirë, si dhe debato me ta në mënyrën më të mirë.**" Dhe ka thënë i Lartësuari: "**Dhe mos debato me Ehli-Kitabët përveç se me atë që është më e mira.**"" [*Mexhmu'ul-Fetaua*, 4/186-187]

Mirëpo Hafiz Kushit duket sikur i kanë dalë nga mendja ato ajete që ka përmendur Shejkhul-Islam Ibn Tejmijeh!

Dhe ka thënë vëlla Shuajb Rrexha në një përshkrim konçiz që u bën hizbive:

> "...falendero Allahun qe te ka dhene llogjike dhe mundesi per ti njohur vete ne praktike.**<u>Jane njerez dunjaje , duan dhe urrejne per hizbin e tyre,</u> <u>kane dyfytyresi shoqerore(jo ne besim)</u>** jane interesaxhi,**<u>kane moral te shtirur sa per te perfituar pasues por ne te vertete jane kucedra ndaj selefijve,permendin te kaluarat</u>** etj."

UAllahi të vërtetën e ka thënë dhe ai vetë është një kuçedër e vërtetë kundër Selefive dhe gënjeshtar! Më saktë, të gjitha sifatet e përmendura janë virtyte të pandashme të personalitetit të vëlla Shuajbit!

Dhe ka thënë hoxhë Shala:

> "Vella i nderuar mos harro nje parim-nese nje person ta zeme ka bere gabim sipas jush dhe nese pendohet-pastaj ngritet diksuh dhe ja permend gabimin-Allahu azze ue xhel-le do ta sprovoj me ate mekat-andaj kujdes... Ke kujdes vellau im se nese njeriu pendohet-dhe ti ja permend ateher do te sprovohesh me te... Pastaj nje keshille vellazërore-a thirret muslimani me nje emer qe ai nuk e deshiron. A e din hadithin vella. Pse nuk i therrisni musimanet me ato emra qe deshirojne."

UAllahi të vërtetën e ka thënë dhe ai vetë është rrenacak!

Dhe më tej, vëlla Kushi më akuzon kinse unë kam përhapur video kundër Shejkh Rabisë. Bëhet fjalë për videon ku flet Shejkh 'Abdul-Kadir Arnauti kundër Shejkh Rabisë.

Kjo është një akuzë e shpifur, e ngritur mbi një qëllim të lig që synon të keqinformojë lexuesit. E vërteta është se unë kam shkruajtur një ese në të cilën pasqyrova gënjeshtrat e ithtarëve të Muhammed Abdullahit, të cilët kanë përhapur gjithandej fjalën se hoxha i tyre është nxënës i Shejkh 'Abdul-Kadir Arnautit. Dhe, për ta hedhur poshtë këtë pretendim fals të tyre, unë i kam vendosur fjalët e Shejkhut dhe linkun prej ku janë nxjerrë ato, duke e kufizuar citatin me saktësi, minutat dhe sekondat. Në fillim, kur nisa të shkruaj atë ese bëra një sqarim duke thënë se fjalët e Shejkh 'Abdul-Kadrit në drejtim të Shejkh Rabisë janë të pavërteta dhe se akuza e tij kinse Muhammed Abdullahi ka vrarë një hoxhë në Shqipëri është e pafaktuar deri më sot dhe nuk qëndron. Mirëpo më mbas e hoqa duke menduar se ai koment ndoshta hapte korridore të panevojshme dhe e largonte lexuesin nga fokusi i shkrimit tim, që ishte ekspozimi i profanizmit akademik të Muhamed Abdullahit dhe të refuzoja mashtrimin e tyre kinse ai ka mësuar me dijetarë si Shejkh Albani, Shejkh Bin Bazi, Shejkh 'Uthejmini, Shejkh Rraslani dhe Shejkh 'Abdul-Kadir Arnauti. Mirëpo, fatkeqësisht, unë nuk i mendova pasojat e asaj që bëra. Nuk më shkoi mendja se do t'i lija hapsirë vëlla Sulejmanit që të më sulmonte për diçka e cila vendin e ka në zemër. Nëse t'i përmend burimin ku e ke marrë një paragraf apo një citat

apo një fjali, mos do të thotë se t'i e aprovon atë burim dhe përmbajtjen e tij në tërësi apo qoftë edhe pjesërisht? Gjithësesi, atij kaq i mjaftoi. I paaftë për t'iu kundërpërgjigjur shkrimit tim në tërësi, ai gjeti një cen ku të më godiste padrejtësisht dhe tha:

> "**Propagandë dhe thirrje kundër Shejkhut Selefij Rabi Ibn Hadij (All-llahu e ruajtë dhe ia shtoftë jetën) je duke bërë o mashtrues e gënjeshtarë. All-llahu të udhëzoftë.**"

Them: Jo uAllahi nuk kam bërë ndonjëherë propagandë kundër Shejkh Rabisë e as nuk po bëj! Me këtë akuzë do të qeshnin edhe kutbijinët po ta dëgjonin. Nëse ka ndonjë shqiptar që ka përkthyer më shumë nga Shejkh Rabij' el-Medkhalij, ai është Alban Malaj, dhe këtë e di çdo Selefij e çdo hizbi, i çfarëdolloj drejtimi qoftë. Aq sa edhe vetë hoxhë Shala në një bisedë që kam patur para disa vjetësh me të në msn më ka kërkuar që të mos përkthej shumë nga Shejkh Rabij' me pretendimin se hizbitë po i quanin Rrabiofca.

Kurse tani vëlla Sulejman Kushi ka stisur një tjetër akuzë: sipas tij unë kam shpifur për Shejkh Muhamed Ibn Hadij el-Medkhalij fjalë të cilat ai nuk i ka thënë. Dhe thotë vëlla Kushi:

> "**Gënjeshtari dhe mashtruesi alban taliban malaj në një temë në webfaqen www.shpifnitedukemi.net thotë:**
> Cito:
>
> **Ka thënë Shejkh Muhamed Ibn Hadij el-Medkhalij hafidhahullah:**
>
> **"Jahja el-Haxhurij është më i keq se Falih el-Harbij." Dhe ka thënë Shejkh Muhamed Ibn Hadij: "Përhapeni këtë nga unë pasi e vërteta është mëse e qartë."**
>
> Ndërsa disa muaj më vonë, dhe më saktësisht, pas 5 muajsh, me datë 22/12/2011 në orën: 14.14 **gënjeshtari tjetër xhemal jakupi e përkthen një artikull dhe në të gjënden disa fjalë të Shejkhut Selefij Muhammed Ibn Hadi** (All-llahu e ruajtë) i cili është pyetur nga një vëlla me emrin AbdurRahman ibën Muhammed el-Umejsan (All-llahu e ruajtë), i cili e ka pyetur Shejkhun dhe ai i është përgjigjur dhe i ka thënë:
>
> Cito:
>
> Pyetja:
> Pastaj unë e pyeta për atë që kishin transmetuar disa forume se ai ishte tërhequr nga gjykimi për bidatçi dhe akuza për haddadi ndaj Shejh Jahja elHaxhurit, All-llahu e ruajttë!

Përgjigja e Shejkhut (All-llahu e ruajtë) është:
Shejhu ynë tha: "Pasha All-llahun, unë nuk i kam dëgjuar këto fjalë më parë. I dëgjoj tani nga ju. Unë nuk e kam shpallur bidatçi atë, e as që kam thënë "haddadi". Si të tërhiqem nga kjo fjalë (kur s'e kam thënë – sh.p.)?! All-llahu na qoftë në ndihmë! **Kjo është gënjeshtër. Pasha All-llahun unë tani e dëgjoj. Përhapeni këtë që e them!**"

**Tashti, cili është ai që ka gënjyer, gënjeshtari dhe mashtruesi alban taliban malaj apo shejkhu Selefij Muhammed Ibn Hadi (All-llahu e ruajtë) ? Dua të përmend gjithashtu se Shejkhu Selefij Muhammed Ibn Hadi (All-llahu e ruajtë) BETOHET në ALL-LLAHUN që nuk i ka thënë dhe nuk i ka dëgjuar ato fjalë të përhapura nga gënjeshtari dhe mashtruesi alban taliban malaj. Gjithashtu gënjeshtari dhe mashtruesi tjetër xhemal jakupi duke e komentuar fjalën e mësipërme të Shejkhut thotë "Si të tërhiqem nga kjo fjalë (kur s'e kam thënë – sh.p.)?!"**

**A duhet të besojmë Shejkhun që betohet në All-llahun se nuk ka thënë gjë dhe shpjegimin e gënjeshtarit dhe mashtruesit xhemal jakupi, apo të besojmë fjalët e përhapura të gënjeshtarit dhe mashtruesit alban taliban malaj ? O ju të mjerë, o ju me tru të ngurt, vetëm llogjikoni pak dhe do të kuptoni shumë gjëra. Gënjeshtari dhe mashtruesi alban taliban malaj thotë që Shejkh Muhammedi ka thënë për Shejkh Jahjën "se është më i keq se Falih El Harbi", ndërsa vetë Shejkh Muhammedi thotë që unë nuk e kam thënë dhe se "kjo është gënejshtër", pra, as "nuk e kam bërë bidatçi dhe as hadadij Shejkh Jahjan". Nuk mundem me e besuar se ky gënejshtar dhe mashtrues i quajtur alban taliban malaj akoma vazhdon dhe merret me këto gjëra,** edhe pse në kujtesën e tij ngjarjet janë shumë të freskëta."

Unë them: po, lavdi Allahut ngjarjet në kujtesën time janë shumë të freskëta. Ato fjalë të cilat i kam postuar në emër të Shejkh Muhamed Ibn Hadit janë të miat, unë i kam përkthyer dhe më pas janë fshirë nga vëlla Xhemali – Allahu e forcoftë - që Forumi Selefi të jetë koherent me aktualitetin dhe thirrjen e Ulemave që të përkrahet Shejkh Jahja përballë fitnes së Huthijinëve. Dhe nëse fitneja e Shejkh Jahjas do të rindizet, atëherë ato përkthime do të rikthehen në Forumin Selefi, madje më të fuqishme me Lejen e Allahut të Lartësuar.

Unë kam postuar në Forumin Selefi:

"**Ka thënë Shejkh Muhamed Ibn Hadij el-Medkhalij hafidhahullah:**
**"Jahja el-Haxhurij është më i keq se Falih el-Harbij." Dhe ka thënë Shejkh Muhamed Ibn Hadij: "Përhapeni këtë nga unë pasi e vërteta është mëse e qartë.""**

Dhe në fund të postimit kam shkruajtur:

"**Përcjellë nga: http://wahyain.com**"

Mirëpo vëlla Kushit nuk i ka bërë përshtypje aspak korrektësia ime në referimin e fjalëve që përktheva nga Shejkh Muhamedi tek burimi ku janë marrë ato. Pse? Sepse në origjinë ai nuk kërkon që të pastrojë Shejkh Muhamed Ibn Hadin nga "shpifjet" që i kanë mveshur, porse do që të nxjerrë gënjeshtar e shpifës Albanin me çfarëdo lloj mënyre e metode dhe të përhapë huti të tjera. Meqë deri më sot vëlla Kushi nuk ka nxjerrë asnjë gënjeshtër apo shpifje timen, atëherë ai ka përveshur mëngët që t'i prodhojë vet ato e të mi mveshë sipas stilit artizanal të copëtimit dhe spekulimit me fjalët.

Unë ato fjalë të Shejkh Muhamed Ibn Hadit i kam marrë nga forumi Uahjejn, i cili u hap nga një grup talebesh Selefijinë për t'i kundërpërgjigjur sulmeve mizore që lëshuan ithtarët e Haxhurit kundër Ulemave Selefijinë. Dhe këto janë fjalët e Shejkh Muhamed Ibn Hadit në arabisht:

**" هو أشد من فالح الحربي "**

**"انشروا عني هذا فالحق واضح"**

Këto janë dy fjalitë që i përktheva nga ai forum dhe i publikova tek Forumi Selefij. Dhe ky është linku ku gjenden ato dy fjali deri në këtë çast që po e shkruaj këtë përgjigje:

http://wahyain.com/forums/showthread.php?t=2154

Ai që di arabisht le të hyjë aty dhe le të verifikojë me sytë e tij.

E pavarësisht kësaj, vëlla Kushi thotë:

> "**Gënjeshtari dhe mashtruesi alban taliban malaj thotë që Shejkh Muhammedi ka thënë për Shejkh Jahjën "se është më i keq se Falih El Harbi", ndërsa vetë Shejkh Muhammedi thotë që unë nuk e kam thënë dhe se "kjo është gënejshtër", pra, as "**nuk e kam bërë bidatçi dhe as hadadij Shejkh Jahjan**". Nuk mundem me e besuar se ky gënejshtar dhe mashtrues i quajtur alban taliban malaj akoma vazhdon dhe merret me këto gjëra,**"

Ai tinëzisht i ka dhënë fjalës sime interpretimin që ka dalë nga zemra e tij, kinse unë kam shpifur për Shejkh Muhamed Ibn Hadin, kurse Shejkh Muhamedi i ka përgënjeshtruar ato fjalë dhe ka thënë se ato janë gënjeshtër! Ai që di të lexojë Shqip, qoftë Selefij e qoftë Hizbij e qoftë Qafir, e kupton kollaj çfarë kam përkthyer unë nga fjalët e Shejkh Muhamed Ibn Hadit dhe çfarë ka përgënjeshtruar Shejkh Muhamedi. Vëlla Kushi ka

thënë se Shejkh Muhamed Ibn Hadi ka mohuar të ketë thënë se Shejkh Jahja është më i keq se Falih eHarbi, dhe kjo është një shpifje HD e vëlla Kushit.

Pastaj vëlla Kushi thotë:

> "O gënjeshtar dhe njeri i trashë:
> اللَّبِيبُ بِالإِشَارَةِ يَفْهَمُ
> **I mençuri me anë të disa shenjave fillon të kuptojë.**
>
> **Porse ti paske qenë kokrra e injorantit, dhe nuk të bëj me faj, pasi mos të ishe i tillë nuk do të ngelje në klasë dhe nuk do të hidhnin arabët duke të mëshiruar mos me të përzënë ne atë degën që po ndjek tashti. Imagjino o njeri i trashë dhe injorant, ke ngel dhe nuk e ke kaluar dot vitin, pra, nuk ke pas mundësi të kalosh në atë gjë që shkove me mësuar. Ah mjerë për ty.**"

E ka sjellë një fjalë të urtë të Arabëve e cila thotë se, "I mençuri me një shenjë kupton". Mirëpo ai me nivelin e tij të arabishtes e ka përkthyer: "**I mençuri me anë të disa shenjave fillon të kuptojë.**" Unë nuk e di se çfarë do të thotë ai me këtë fjalë. Por, nëse ka për qëllim që të thotë se lexuesi i mençur me një shenjë e kupton se cili është gënjeshtari, ai apo Alban Malaj, atëherë them: po, pasha Allahun! I mençuri me kaq sa ka thënë dhe po them e ka kuptuar kush është gënjeshtari.

Ndërsa sa i përket fjalës së tij kinse unë kam mbetur në klasë, them: Pasha Allahu '*Azze ue Xhel* kjo është shpifje! Nëse ai që e ka përhapur këtë shpifje është në Mekke, atëherë le ta dijë se të shpifësh në Mekke nuk është njësoj si të shpifësh në Kosovë apo në Shqipëri apo qoftë edhe jashtë kufijve të Haramit të Mekkes. Unë i sfidoj ata që e kanë përhapur këtë shpifje që ta bëjnë të ditur se në cilat lëndë kam ngelur: a kam ngelur në gramatikë, në sira, në hadith, në akijde... le të përmendin qoftë një lëndë të vetme e të thonë se Alban Malaj ka ngelur në "x" apo "y" lëndë. Gjithashtu, ata të cilët e kanë përhapur këtë shpifje fare kollaj mund të shkojnë e të pyesin dekanin e degës e ta verifikojnë atë që kanë përhapur: a ka ngelur Alban Malaj që u hodh sërish në simestrin e parë? Shpresoj se do ta bëjnë këtë nëse janë të sinqertë dhe kanë respekt për shenjtërinë e Mekkes dhe shenjtërinë e nderit të Muslimanit.

Kurse sa i përket fjalës së tij se më kanë mëshiruar Arabët e më kanë hedhur në këtë degë ku ndodhem tani që të mos më përzënë nga Saudia, them: edhe kjo është shpifje! Sistemi i hyrjes së studentëve të huaj në fakultetet sheriatike në Universitetin Ummul-Kura` është që çdo student që përfundon institutin e gjuhës me gradën "mumtaz – shkëlqyeshëm" hynte në fakultet, ndërsa ata që dolën me gradën "xhejjid xhiddan – shumë mirë" i futën detyrimisht në degën e specializimit në Gjuhën Arabe. Unë dola me rezultat "xhejjid xhiddan", kjo për disa arsye të mia personale, e jo sikurse e kanë interpretuar dashakeqësit. Dhe aktualisht unë jam në atë degë. Nëse fakti që studjoj në këtë degë i bën ata të kuptojnë se jam injorant e ngelaman, atëherë them: ju keni promovuar dy "hoxhallarë" të rinj në forumin tuaj, njëri u diplomua së fundmi në degën ku unë po

studjoj aktualisht, dhe i dyti ende vazhdon të studjojë në të njëjtën degë. Vallë, çfarë i bën ata të mendojnë se ata dy hoxhallarë janë të ditur, ndërsa unë jam i trashë dhe kokrra e injorantit? Nëse vëlla Kushi me fjalën "i trashë" dhe "kokërr injoranti" ka për qëllim padituriné dhe paaftësinë time që të shpjegoj Sahihun e Bukharit, Iëtisam të Shatibiut, Mearixhul-Kabul të Hafidh el-Hakemit dhe të bëj tefsir Kur'ani, atëherë po, s'ka dyshim që jam injorant e nuk mund ta bëj dot kurrë sepse kjo nuk i takon vocërrakëve, por i takon Maleve të Patundura të Dijes Sheriatike. E nëse me ato fjalë ai ka për qëllim poshtërimin dhe degjenerimin e personalitetit tim, atëherë kjo mbetet midis atij dhe Allahut, e unë nuk hyj në atë mes. Sa Gjykues i Mirë që është Ai!

Ka thënë i Dërguari i Allahut (*sal-lAllahu 'alejhi ue sel-lem*):

**ليس المؤمن بالطاعن و لا اللعان و لا الفاحش و لا البذيء.**

"*Nuk është Besimtari as ofendues, as mallkues, as i ndyrë e as vulgar.*" [Hadith i saktësuar nga Shejkhul-Albani në Sahihul-Xhaamië (n.5381).

Dhe vazhdon më tej vëlla Kushi duke thënë:

> "**O ju të mjerë, cilin të besojmë dhe kujt t`i themi se ka gënjyer në këtë transmetim?!**
> **Kjo çështje nuk ngeli me kaq, porse njëri prej muridëve të këtij gënjeshtari dhe mashtruesi i quajtur Erald Gripshi, poston një postim në këtë webfaqe, në të cilën tregon disa fjalë prej dijetarëve dhe nxënësve të dijës të cilët e kritikojnë Shejkh Jahjan (All-llahu e ruajtë dhe e forcoftë) dhe ndër to, edhe ky miskin përmend një transmetim e cila pretendohet se është thënë nga Shejkhu bujar Muhammed Ibn Hadi (All-llahu e ruajtë), ku thuhet:**
>
> Cito:
>
> Shejkh Muhamed bin Hadi ka thënë : "Po, ky njeri është i çmendur,ai është një njeri i keq. As mos lexoni/ studioni me të as mos u ulni bashkë me të,…
>
> Ose:
>
> Cito:
>
> Shejhu gjithashtu ka thënë: Ai (El-Haxhuri ) është më i keq se Felih el Harbi ".
>
> **O ju me mendje të ngurtë, kujt me i besuar, a t`i besojmë gënjeshtarit dhe mashtruesit alban taliban malaj dhe muridit të tij Erald Gripshi apo t`i besojmë Shejkhut Bujar Muhammed Ibn Hadi (All-llahu e ruajtë) ?!**"

Po, fjalët e mësipërme i ka përcjellë Zejd Gripshi nga forumi SalafiTalk, i përktheu dhe i postoi tek Forumi Selefi. Fillimisht, ato fjalë u publikuan tek forumi Sahab.net me një audio nga Shejkh Muhamed Ibn Hadij që u shoqërua edhe me transkiptin përkatës. Unë munda të përkthej diçka më shumë se gjysma e fjalës së Shejkh Muhamedit dhe e postova sërish tek tema kundër Haxhurit, tek Forumi Selefij.

Dhe ja çfarë ka thënë Shejkh Muhamed Ibn Hadij në atë audio:

> "Dhe kjo pyetje është rreth fjalëve që janë thënë për Haxhurin, çfarë ka mes nesh? Mes nesh dhe atij nuk ka gjë, mes nesh dhe atij është ajo që dëgjuat. Nuk ka mes nesh dhe atij asnjë hasmëri, mirëpo u shtuan sulmet e tij dhe të nxënësve të tij kundër Ulemave të Sunetit dhe e kaluan kufirin. Nuk shpëtoi asnjë nga ai, prandaj nuk mbetet asgjë mes nesh dhe atij, as çështje nderi e as pasurie që të flasim. **Por unë u pyeta për të dhe thashë: Ai është i marrë, përse shkoni në Demaxh!! Që të mësoni tek ai marrëzinë? Dhe ai është si Shejkh Falih apo mos më keq. Unë vetëm tre fjalë thashë dhe ato janë të bazuara në argumente. Ai shan Ulematë e Sunetit, Kokat e Da'uetit Selefij, në mexhliset e tij dhe në vargje poetike; dhe ai i lavdëron ata ofendues.** Kështu që ne e lusim Allahun të na ruajë nga devijimi pasi jemi të udhëzuar dhe lusim Allahun *Xhel-le ue 'Ala* të na japë shëndet e mirëqënie."

Dhe ky është linku ku gjenden këto fjalë:
http://www.sahab.net/forums/index.php?showtopic=123151

Pra, Shejkh Muhamed Ibn Hadij është pyetur se a ka thënë që Haxhuri është më i keq se Falihu dhe ai u përgjigj:

> "**Por unë u pyeta për të dhe thashë: Ai është i marrë, përse shkoni në Demaxh!! Që të mësoni tek ai marrëzinë? Dhe ai është si Shejkh Falih apo mos më keq.**"

Atëherë, ku është shpifja e Alban Malaj, ku është shpifja e Zejd Gripshit dhe ku është shpifja e Xhemal Jakupit?

Kemi publikuar në temën e hapur kundër Haxhurit ato pakë fjalë të Shejkh Muhamed Ibn Hadit dhe i kemi qëndruar besnikë fjalëve të tij, pa shtuar, pa pakësuar e pa interpretuar nga vetet tona. Kurse për fjalën që ka sjellë vëlla Kushi se Shejkh Muhamedi ka thënë:

> "Pasha All-llahun, unë nuk i kam dëgjuar këto fjalë më parë. I dëgjoj tani nga ju. Unë nuk e kam shpallur bidatçi atë, e as që kam thënë "haddadi".

Si të tërhiqem nga kjo fjalë (kur s'e kam thënë – sh.p.)?! All-llahu na qoftë në ndihmë! **Kjo është gënjeshtër. Pasha All-llahun unë tani e dëgjoj. Përhapeni këtë që e them!**"

Them: ai të cilit Allahu ia ka mundësuar të lexojë Shqip dhe të kuptojë semantikën e fjalëve të mësipërme e di se ajo që kemi përcjellë nga Shejkh Muhamedi kundër Haxhurit është një gjë dhe ajo që ka mohuar Shejkh Muhamedi më pas është një gjë tjetër. A kam shkruajtur unë apo Zejd Gripshi apo Xhemal Jakupi se Shejkh Muhamed Ibn Hadij ka thënë që Haxhuri është bidatçi dhe hadadi? Nëse po, le t'i sjellë fjalët tona vëlla Kushi e t'i bëjë publike, e t'i lërë manipulimet dhe spekulimet me fjalët, pasi nuk i ka hije një hafizi dhe një nxënësi të dijes që pretendon se ka mësuar me Shejkh Albanin, që të merret me të tilla demagogji e manipulime.

Gjithashtu, unë i bëj thirrje vëlla Kushit që t'i marrë fjalët që kemi thënë dhe t'ia japë ndonjërit prej diversantëve të Muhammed Abdullahit në Medine që të shkojë t'ia paraqesë Shejkh Muhamedit, pastaj përgjigjen e tij le ta publikojnë të AlbSallata e tyre. Nëse janë të sinqertë me Da'uetin Selefij, nëse janë të sinqertë me Selefitë e nëse janë të sinqertë me Shejkh Muhamedin le ta bëjnë këtë verifikim sa më shpejtë që të jetë e mundur. Vetëm kështu do të merret vesh e vërteta e kësaj akuze. Unë po pres.

Pastaj thotë vëlla Kushi:

"**Ju kushedi sa e keni shajtur dhe gjykuar Shejkh Jahjan (All-llahu e ruajtë) vetëm duke u mbështetur në fjalën e këtij gënjeshtari, dhe pasi ajo na doli rrenë, ky gënjeshtar a nuk pendohet publikisht, apo vetëm rrenat, mashtrimet mëkatet e tij të cilat bëhen publikisht, vetëm të tijat duhet me qenë në fshehtësi,ndërsa të vëllezërve të tjerë ky duhet me i hap ?! Kjo çështje nuk ngeli me kaq, sepse, pasi që doli përgënjeshtrimi nga Shejkhu bujar Muhammed Ibn Hadi (All-llahu e ruajtë) se ai nuk e ka bërë bidatçi dhe hadadij Shejkh Jahjan (All-llahu e ruajtë), në këtë moment, fut në lëvizje aftësitë e tija gënjeshtari tjetër dhe mbikqyrësi i asaj webfaqeje xhemal jakupi, i cili pa pikën e turpit e fshiu temën dhe gënjeshtrat e gënjeshtarit alban taliban malaj, dhe kjo për arsye që mos të kuptojnë të tjerët se kush është në realitet ai gënjeshtar dhe mashtrues.**"

Them: sa i përket sharjeve dhe gjykimeve që kanë bërë Selefitë mbi Shejkh Jahjan ato janë me hak, pasha Allahun '*Azze ue Xhel*, dhe Selefitë nuk i kanë nxjerrë ato sharje nga epshet apo marrëzia e tyre, sikurse ndodh rëndom tek "hoxhallarët" dhe muridët e hizbijes së vëlla Kushit. Kemi folur kundër Shejkh Jahjas duke iu referuar fjalëve të Shejkh Rabij' el-Medkhalij, Shejkh Muhamed el-Uasabi, Shejkh Muhamed el-Imam, Shejkh Uthman es-Salimij, Shejkh 'Abdul-'Azijz el-Bura'ij, Shejkh Muhamed el-Ferkus, Shejkh 'Abdullah Bukhari, Shejkh 'Ubejd el-Xhabirij.... etj.

Si ka mundësi që vëlla Kushit dhe "hoxhallarëve" të hizbijes së tij i paskan shpëtuar sharjet, mallkimet dhe shpifjet e Shejkh Jahjas kundër Shejkh Rabisë, kundër Shejkh Muhamed Ibn Hadit, kundër Shejkh 'Ubejdit, kundër Shejkh Rraslanit, kundër Shejkh Uasijullah 'Abbasit, kundër Shejkh Ferkusit, kundër Shejkh Bukharit, kundër Shejkh Salih Aali Shejkh.... e s'ka të sosur lista e dijetarëve të lënduar nga gjuha dhe pena e tij dhe e nxënësve të tij.

Pasha Allahun, a nuk u takonte "hoxhallarëve" të AlbSallatës që ta ngrinin zërin të parët kundër Shejkh Jahjas, pasi janë ata që po trumbetojnë për vite me rradhë kinse janë kundër ashpërsisë, janë kundër ekstremizmit, janë kundër tebdijit, janë kundër sharjes së dijetarëve, janë kundër haddadizmit... ku janë ata me pretendimet e tyre? Por jo, pasha Allahun jo! Ata nuk janë të sinqertë në pretendimet e tyre. Nuk u intereson atyre aspak Shejkh Jahja apo Shejkh Muhamedi apo Shejkh Rabija. Atyre u intereson të hapin panik tek Selefitë Shqiptarë duke shfaqur tek ata një pamje të shëmtuar të Ulemave Selefijinë, sikur ata janë gënjeshtarë, sikur ata shajnë njëri-tjetrin, sikur ata refuzojnë për inat e për hesape personale, e thonë një gjë sot pastaj tjetër gjë thonë nesër, e pastaj thonë nuk e kemi thënë... Ky është qëllimi i tyre i vërtetë: t'i shkëpusin gradualisht Selefitë nga këta Dijetarë dhe t'i lidhin mbas veteve të tyre.

Dhe ja çfarë thotë vëlla Kushi:

"**A duhet të besojmë Shejkhun që betohet në All-llahun se nuk ka thënë gjë dhe shpjegimin e gënjeshtarit dhe mashtruesit xhemal jakupi, apo të besojmë fjalët e përhapura të gënjeshtarit dhe mashtruesit alban taliban malaj ? O ju të mjerë, o ju me tru të ngurt, vetëm llogjikoni pak dhe do të kuptoni shumë gjëra.**"

Sipas logjikës së vëlla Kushit, nga fjalët e Shejkhut kuptohen shumë gjëra, por nuk duhet të kesh tru të ngurtë dhe plus, duhet pak logjikë që t'i kuptosh ato shumë gjëra.

Vëlla Kushi haptazi e hedh insinuatën e tij djallëzore se domosdo njëri nga të dy është gënjeshtar: ose Alban Malaj ose Shejkh Muhamed Ibn Hadij, ndërkohë që ai është mëse i ndërgjegjshëm që Alban Malaj është i pastër nga akuza e tij. Por, ai tenton të godasë dy zogj me një gurë! Pasi që e sqarova më lart se ato fjalë që kam përcjellë janë të Shejkh Muhamed Ibn Hadit dhe se ai vetë i ka pohuar ato, a ngelet më hapsirë për të dyshuar se Albani ka shpifur për Shejkh Muhamedin? Assesi jo! Atëherë sipas ekuacionit të vëlla Kushit, gënjeshtra i mbetet në qafë Shejkh Muhamedit sepse ai ka përgënjeshtruar veten e tij! Dhe këtë arsyetim e bën vetëm një hizbij me shumë surrate e kurrësesi një Selefij i drejtë.

Shejkh Muhamedi ka sqaruar qartazi çfarë ka thënë në të vërtetë dhe çfarë i kanë mveshur rrejshëm. Ai ka pohuar se ka thënë që Shejkh Jahja është si Falihu ose më i keq se Falihu, dhe ka mohuar të ketë thënë se Shejkh Jahja është hadadij apo bidatçij. Mirëpo, a e merr parasysh këtë sqarim vëlla Kushi me "hoxhallarët" e AlbSallatës? As që bëhet llaf! Përkundrazi, ata mezi sa presin të shfaqet ndonjë situatë e këtillë që të përhapin mashtrimet, interpretimet, spekulimet dhe abuzimet e tyre ndaj Dijetarëve Selefijinë.

Sa kohë po vazhdojnë zebanijet e AlbSallatës të përhapin në mënyrë jo-publike refuzimet me shpifje e sharje e mallkime të Halebiut kundër Shejkh Rabisë dhe Shejkh Muhamed Ibn Hadit, refuzimin e Hamdi ‘Abdul-Mexhijd kundër Shejkh Rabisë, refuzimet e Haxhurit kundër Shejkh ‘Ubejdit, Shejkh Rabisë dhe Shejkh Muhamedit, refuzimin me titull "**Këshillë për të gjithë vëllezërit dhe sqarimi i gënjeshtrave dhe shpifjeve**" të Sulltan el-‘Ijd kundër Shejkh Muhamed Ibn Hadit, ndërkohë që refuzimi i Sulltanit ishte i gjithi në mbrojtje të mikut të tij Falih el-Harbij? A kanë turp këta njerëz?!

A nuk mjaftojnë këto lëvizje të fshehta për të kuptuar dyfytyrësinë e zebanijeve të AlbSallatës dhe hoxhallarëve të tyre? Përse ata nuk e thonë në publik që Shejkh Muhamed Ibn Hadij el-Medkhalij është gënjeshtar dhe shpifës se kështu ka thënë Sulltan el-‘Ijd në librin që e kanë përkthyer Halebistët e paidentifikuar të RIL-it. Por ata nuk e bëjnë dot sepse e dinë shumë mirë që Shejkh Muhamedin nuk mund ta hedhin poshtë aq kollaj. Prandaj, kanë ndjekur rrugën tjetër: atë të hipokrizisë dhe mashtrimit: në publik thonë Shejkhu Selefij e Bujar Muhamed Ibn Hadij, kurse mes veti e shajnë dhe shpifin për të, ashtu siç bën vëlla Shuajb Rrexha, ashtu siç bëjnë Halebistët e Kosovës e të Shqipërisë, e ashtu siç bëjnë diversantët e tyre në Medine.

Unë kam përmendur diçka prej hipokrizisë së tyre karshi Ulemave Selefijinë në një diskutim në Forumin Selefi dhe atje ka disa fakte të tjera:

http://www.forumiselefi.net/viewtopic.php?f=51&t=517&start=10

Dhe që të bindesh akoma më shumë për fjalët që thashë, lexues i nderuar, shiko çfarë kanë shkruajtur në FB disa nga hoxhallarët eminentë të hizbijes së tyre:



**Fatjon Isufi**
Iku edhe nje tjeter… paska qene me i rrezikshme e se paskemi ditur…O ZOT NA FORCO NE KETE FE…
Share · Yesterday at 8:26am near Tirana, Albania ·



**Fatjon Isufi** Me pare nuk ishte i rrezikshem por tani qe foli per dike u be me i rrezikshmi…me pare sishte si falih el harbi por tani qe preku telat e ndaluar paska qene me i rrezikshem se Falihi, pyes pse gjithe ky mashtrim?
Yesterday at 8:29am · 1 person



**Niba Vlore** kush eshte ky
Yesterday at 8:30am



**Niba Vlore** ?
Yesterday at 8:30am



**Fatjon Isufi** Histori e vjeter e re
Yesterday at 8:31am



**Mirandi Shehaj** per ke behet fjale?
Yesterday at 10:39am



**Fatjon Isufi** Shejh Jahja el Haxhuri
Yesterday at 11:02am



**Ebuduxhanah Rexha** A mos e ke fjalen per ate qe shejh Mukbili e ka lene si zevendes te tijin nga besimi i madh qe kishte ttek ai??!!!
Yesterday at 11:51am



**Fatjon Isufi** yes
Yesterday at 11:55am



**Fatjon Isufi** E forta ishte se kur po i behej xherh (plagosje dhe gervishtje) u tha: Ai eshte me i keq se Falih el Harbi
Yesterday at 11:59am



**Anis Agovič** edhe kete e shpalli byroja armik? stilin e eleminimit e paska si te enverit hahaha
16 hours ago · 1 person

Pra, hoxhë Fatjoni thotë se Shejkh Jahja pasi që preku "telat e ndaluar" u bë më i rrezikshëm dhe më i keq se Falihu, dhe hoxhë Fatjoni pyet veten pse të bëhet gjithë ky mashtrim? Dikush mund të pyesë: hoxhë Fatjoni për cilin e ka fjalën që ka bërë gjithë këtë mashtrim, a e ka për Shejkh Jahjan apo për Shejkh Muhamed Ibn Hadin? Përgjigjen e ka dhënë vet hoxha Fatjoni:

"**E forta ishte se kur po i behej xherh (plagosje dhe gervishtje) u tha: Ai eshte me i keq se Falih el Harbi**"

Hoxhë Fatjoni ka sjellë fjalët e Shejkh Muhamed Ibn Hadit kundër Haxhurit "**Ai eshte me i keq se Falih el Harbi**" dhe pastaj e akuzon Shejkh Muhamed Ibn Hadin për të

gjithë këtë mashtrim, pa shpjeguar apo pa dhënë ndonjë detaj ku konsiston mashtrimi i Shejkh Muhamedit. Dhe efendi Rrexha për të ndezur akoma më shumë indinjatën e miqve për gjithë këtë "mashtrim" të Shejkh Muhamed Ibn Hadit, thotë: "**A mos e ke fjalen per ate qe shejh Mukbili e ka lene si zevendes te tijin nga besimi i madh qe kishte ttek ai??!!!**" Vëlla Shuajbin deri diku e justifikoj për këtë vrer që ka nxjerrë, pasi Shejkh Muhamed Ibn Hadij e ka quajtur atë Hizbi dhe Dexhall. Kështu që, fitneja e Haxhurit është një fije shprese që Shejkh Muhamedi mund të bjerë dhe kështu bie edhe xherhi i tij kundër Rrexhës.

Në fund të muhabetit të hoxhallarëve mbi Shejkh Muhamed Ibn Hadin ndërhyn edhe hoxhë Agoviçi dhe thotë: "**edhe kete e shpalli byroja armik? stilin e eleminimit e paska si te enverit hahaha**" – I përshkruan Ulematë Selefijinë me epitetin "byro", ashtu siç i përshkruan Imam Halebiu me "diktatorë"! Madje madje, hoxhë Agoviçi thotë troç se stilin e eliminit ata dijetarë që kanë folur kundër Haxhurit e kanë si stili i Enverit! Pastaj i këput një hahaha dhe në fund edhe hoxhë Fatjoni i këput një "like", kështu e zgjidhën hoxhallarët e "fejsbukut", pra hoxhallarët e AlbSallatës, fitnen e texhrihut dhe tebdijit.

Mandej, hoxhë Fatjoni i Kuksit nuk u mjaftua me kaq, por i vazhdoi karagjozllëqet ndaj Shejkh Muhamed Ibn Hadit dhe Shejkh Rabij' Ibn Hadit edhe në llogarinë e Hoxhë Agoviçit duke i mbajtur iso:

Anis Agovič mjafton nje here me i dale kundra se do thone direkt "le saberna alejhi kethiran" hahaha

Fatjon Isufi E forta eshte se thone: Kemi 10 vjet deri ne 20 vjet qe e keshillojme, pastaj durimi mbaron dhe shenohet ne listen e zeze...

Anis Agovič edhe me 30-40 vjecaret kane nga 20 vite qe i keshillojne, lere me te moshuarit...




Sërish në fund, hoxhë Fatjoni i këput një "like" talljes së hoxhë Agoviçit dhe kështu e mbyllin gallatën e këndëshme mbi nderin e Dijetarëve të Da'uetit Selefij!

Gjithashtu, hoxhë Fatjoni nuk lë pa publikuar në fejsbuk edhe publikimin më të fundit nga forumi i Halebiut "Kulu-Hizbijjin" – mallkimin e Hamdi Abdul-Mexhid es-Selefi kundër Shejkh Rabij' el-Medkhalij:

Fatjon Isufi via Ruget e Paqes

Pendimi i Ka'nebijjut. Shejkh Ebu Is'hak el-Huejjni.
www.youtube.com

August 22 at 3:38am · Share

Niba Vlore likes this.

RECENT ACTIVITY

Fatjon is now friends with Jusuf Albania and 2 other people.

Fatjon Isufi via kulalsalafiyeen

الشيخ أبو مصطفى ، حمدي بن عبد المجيد السلفي؛ نصرك الله بالحق... - {منتديات كل السلفيين}
www.kulalsalafiyeen.com
الشيخ أبو مصطفى ، حمدي بن عبد المجيد السلفي؛ نصرك الله بالحق... المنبر الإسلامي العام

August 21 at 2:46am · Share

Unejs Murati likes this.

Hoxhë Fatjoni e ka publikuar vetëtimthi fjalën e Hamdi Abdul-Mexhid, dhe menjëherë e ka bërë "like" hoxhë Unejs Murati! Ndërkohë, pasi publikon refuzimin kundër Shejkh Rabisë, hoxhë Fatjoni i këput dhe një përrallëz nga Huvejni et-Tekfiri, pra hoxha bën një kombinim të bukur midis Xherhit kundër Shejkh Rabisë dhe Ta'dilit për Huvejnin!

Sa i përket artikullit të Hamdi Abdul-Mexhid, Xhemal Jakupi ka përkthyer një refuzim të fuqishëm të cilin mund ta lexoni në këndin e refuzimeve në Forumin Selefi:

**http://www.forumiselefi.net/viewtopic.php?f=51&t=777**

Shiko pra o vëlla Selefij se si tallen hoxhallarët e AlbSallatës me Dijetarët e Selefizmit, tallen sikur ata të ishin çunat e lagjes matanë! Ndërkohë që tek AlbSallata e kanë vendosur Shejkh Muhamedin dhe Shejkh Rabinë tek lista e dijetarëve të tyre. Poashtu, edhe tek faqja "Udha e Hizbive" kanë përkthyer artikuj nga Shejkh Rabij' dhe Shejkh Muhamed Ibn Hadij për të treguar se ata janë dijetarët e tyre. Por a mashtrohet një Selefij nga kjo hipokrizi? Ata shfaqin respekt dhe dashuri për Shejkh Muhamed Ibn Hadin dhe Shejkh Rabij' el-Medkhalij, ndërsa me njëri-tjetrin tallen e bëjnë qyfyre me nderin e tyre!

Dhe ka thënë i Dërguari i Allahut (*sal-lAllahu 'alejhi ue sel-lem*):

تجِدُ مِنْ شَرِّ النَّاس يَوْمَ الْقِيَامَةِ عِنْدَ اللَّهِ ذا الْوَجْهَيْنِ الَّذِي يَأْتِي هَؤُلَاءِ بِوَجْهٍ وَهَؤُلَاءِ بِوَجْهٍ

"*Do të shikosh Ditën e Kijametit se nga njerëzit më të këqinj tek Allahu është dyfytyrshi, ai i cili tek disa paraqitet me një fytyrë dhe tek disa paraqitet me një fytyrë tjetër.*" [Transmetuar nga Bukhari]

Dhe ka thënë i Dërguari i Allahut (*sal-lAllahu 'alejhi ue sel-lem*):

من كان له وجهان في الدنيا كان له يوم القيامة لسانان من نار

"*Ai që ka dy fytyra në dynja, Ditën e Kijametit do të ketë dy gjuhë prej zjarri.*" [Transmetuar nga Ebu Davudi. Shejkhul-Albani ka thënë në Silsiletul-Ehadithis-Sahihah (n.889) se hadithi është sahih duke mbledhur të gjithë zinxhirët e tij.]

Dhe ka thënë Ebu Tajjib el-'Adhijmebadi në shpjegimi ne këtij hadithi: "Ka thënë 'Alkamij: Kuptimi i tij është se përderisa ai paraqitet tek disa njerëz me një fytyrë dhe disa të tjerëve me një fytyrë tjetër për të bërë fesad (prishje, çthurje), atij do t'i bëhen dy gjuhë prej zjarri ashtu siç kishte në dynja dy gjuhë, një për secilën palë." ['*Aunul-Ma'bud*, vëll.7/fq.126]

Dhe ka thënë El-Hasen el-Basrij rahimehullah: "Kanë thënë se është pjesë e nifakut që nga brenda vetes të jesh tjetër person nga ajo që ti shfaq në pamjen e jashtme, të thuash një gjë dhe të bësh të kundërtën e saj, si dhe të jesh ndryshe kur hyn e ndryshe kur del. Dhe rrënja e nifakut është gënjeshtra." [Transmetuar nga Ebu Bekr el-Khara`iti në *Mesauij el-Akhlak ue Medhmuumiha*, fq. 62]

Dhe ka thënë Ebu 'Uthman es-Sabunij rahimehullah:

"Një nga cilësitë e Ehli-Sunetit është: dashuria e tyre për Imamët e Sunetit, për Dijetarët, për ndihmëtarët dhe mbrojtësit e tij; dhe urrejtja e tyre për Imamët e Bidatit, ata të cilët thërrasin për në Zjarr dhe i shpien njerëzit e tyre në Vendin e Torturave. Allahu i Lartësuar i ka zbukuruar zemrat e Pasuesve të Sunetit dhe nurin e tyre me dashurinë për Ulematë e Sunetit, e kjo është mirësi prej Tij."

Por a i kanë ato cilësi të Ehli-Sunetit hoxhallarët e AlbSallatës? A i ka ato cilësi hoxhë Fatjoni, hoxhë Haziri, hoxhë Rrexha, Mollah Osama dhe krejt lukunia e hoxhallarëve të AlbSallatës?

Kutejbe Ibn Se'id (rahimehull-llah) ka thënë:

"Kur ta shohësh një njeri që i don Njerëzit e Hadithit (Ehlul Hadith), atëherë dije se ai është pasues i Sunnetit, dhe kushdo që bjen në kundërshtim me këtë, atëherë dije se ai

është **bidatçi**."
**Shi'aru As'habul Hadith. fq.7**

Vazhdon më tej vëlla Kushi në fletërrufenë e tij "Grushti":

> "**Si duket, kjo lojë dhe ky menhexh, duke gënjyer dijetarët, duke gënjyer mbi to, duke mashtruar xhematin apo dhe duke e mësuar xhematin "e ngushtë" që të rrejnë për hirë të davetit, kjo metodë qënka diçka e përvetësuar e këtyre në vetvetet e tyre.**"

Na akuzon kinse gënjejmë dijetarët, gënjejmë për dijetarët, mashtrojmë xhematin dhe e mësojmë xhematin e ngushtë se si të rrejnë për hir të davetit, dhe për të gjitha këto akuza nuk sjell asnjë dëshmi të vetme! UAllahi na akuzon për sëmundjet e tij dhe të hizbijes së tij! Ai, për të faktuar ato akuza, thotë më tej:

> "**Dhe shembujt janë mëse të qartë, dhe mund t`i përmendim këtu që t`i mësojnë ata që nuk i dinë.**
>
> **1) Gënjeshtari dhe mashtruesi alban taliban malaj. Gënjeshtrat dhe mashtrimet e tij nuk kanë fund, dhe akoma jemi në fillim të zbulimit të tyre dhe ky i mjerë nuk e din dhe se ka kuptuar se çfarë e pret. Si shembull, për këtë gënjeshtar merni rastin e përmendur më lartë.**"

Them: vëlla Kushi gjer më sot nuk ka sjellë as edhe një gënjeshtër të imen, qoftë edhe një gënjeshtër të vetme! Por, ai ka sjellë vetëm trillimet dhe manipulimet e stisura nga mendja e tij e lodhur nga intrigat dhe demagogjitë disa-vjeçare. Dhe prej gënjeshtrave të Albanit, sipas pretendimeve të vëlla Kushit janë: unë kam shpifur për ngacmimin e motrave beqare e të martuara në forumin AlbSallata.net nga vetë Kushi dhe disa prej muridëve të Hazirit; Albani ka gënjyer për Shejkh Muhamed Ibn Hadin, gënjeshtër e cila u zbardh më lart; një gënjeshtër tjetër e Alban Malaj është se ai i akuzon partizanët e AlbSallatës për vjedhje të përkthimeve, ndërkohë që vetë Albani ka vjedhur një fetva të Shejkh Mukbilit të cilën e ka përkthyer vëlla Kushi (çuditërisht, vetëm kur ma bëri këtë akuzë e mora vesh se ky njeri qenka i aftë të përkthejë)... nuk mbaj mend çfarë gënjeshtrat të tjera ka nxjerrë vëlla Kushi kundër meje, porse kaq sa përmenda janë veçse marrëzira të cilat nuk i beson askush përpos atyre që janë si kalibri i hoxhë Habib Spahiut, hoxhë Ilir Sahitit dhe muridëve të tjerë të AlbSallatës.

Mirëpo vëlla Kushi ecën me mendimin se ai po ta përmendë papushim togfjalëshin "**mashtruesi dhe genjeshtari alban taliban malarja**", atëherë Selefive dhe çdokujt tjetër do t'u mbushet mendja që unë jam me të vërtetë i tillë. Kështu, vëlla Kushi po mundohet të fusë në Menhexhin Selefij një parim të njohur të Masonerisë Botërore: "**Shpif shpif, se në fund diçka do të merret si e vërtetë.**" Natyrisht, këtë ai e bën për hir të Davetit.

Me të vërtetë Arabët thonë:

"Nuk është hajdut çdo njeri për të cilin lehin qentë."

Dhe thotë më tej vëlla Kushi:

> "2) **Gënjeshtari dhe mashtruesi xhemal jakupi. I cili e gënjeu në sy Shejkhun bujar Muhammed Ibn Hadij (All-llahu e ruajtë) në xhelsen e Medines, duke i thënë se pendohem o Shejkh dhe se nuk marr më pare nga hizbitë, dhe kur u kthy nga umreja ky gënjeshtar, vrapoi dhe nxitoj dhe i mori edhe dy muaj të tjerë rrogë nga qendra Imam Albani në Prishtinë, i mori ato pasi që u pendua para Shejkhut. Po mjaftohem me kaq dhe nuk po i përmend dhe gënjeshtrat e tjera në atë mexhlis në sy të Shejkhut apo edhe gënjeshtra e tij e hershme në sy të Shejkhut bujar Rabi Ibn Hadi (All-llahu e ruajtë dhe e forcoftë).**"

Vëlla Kushi pa minimumin e edukatës dhe pa pikë turpi thotë se Xhemal Jakupi qenka mashtrues dhe gënjeshtar, duke belbëzuar të njëjtat shpifje dhe sharje, pa kurrëfarë argumenti e pa kurrëfarë fakti.

Ka thënë Shejkhul-Islam Ibn Tejmijjeh rahimehullah: "Allahu e do fjalën me dituri dhe drejtësi, do që çdokujt t'i jepet haku që meriton dhe gjithësecili të vendoset në vendin që meriton." [Mexhmu'ul-Fetaua, 12/205]

Dhe ka thënë gjithashtu: "E folura për njerëzit duhet të jetë me dituri dhe drejtësi e jo me injorancë dhe padrejtësi, sikurse është gjendja e Njerëzve të Bidatit." [Mexhmu'ul-Fetaua, 4/337]

Gjithashtu, ata thonë në forumin e tyre se Xhemal Jakupi ka qenë shok i ngushtë me Fejsal Temimin (një nxënës i Falihut) dhe për më tepër është shpirti i tij binjak!

Dhe unë them: meqë Xhemal Jakupi paska thënë gënjeshtra në mexhlisin me Shejkhun Bujar Rabij' Ibn Hadij para shumë vjetësh dhe meqë ai ka qenë shok i ngushtë i Fejsal Temimit dhe shpirti i tij binjak, atëherë përse u pranua Xhemal Jakupi në Qendrën "Imam Albani"? Përse emri i Xhemal Jakupit qëndronte tek forumi AlbSallata.net mes emrave të tjerë të hoxhallarëve të atij forumi? Përse i publikonin audiot dhe përkthimet e tij dhe e falenderonin "hoxhën e tyre të nderuar" Xhemal Jakupi? Përse i publikonin oraret e mësimeve që Xhemali mbante tek orientimi.ch? Si kështu? A nuk është i njëjti Xhemal ai që "gënjeu" dikur në mexhlisin me Shejkh Rabinë? A nuk është i njëjti Xhemal ai të cilin

ata e quajnë "shpirti binjak i Fejsal Temimit"? Si e futën mes hoxhallarëve të nderuar një njeri që ka gënjyer para Shejkh Rabisë dhe ishte shok i ngushtë i Fejsalit (nxënësi i Falihut)? Pastaj, si e hoqën Xhemalin nga lista e Hoxhallarëve të forumit kur ata e falenderonin dhe e quanin "hoxha jonë i nderuar"? Asfarë sqarimi nga ana e tyre, veçse sharje, ofendime dhe mallkime!

Kjo sjellja e tyre është e ngjashme me sjelljen e çifutëve të Medines kur shkuan tek i Dërguari i Allahut (*sal-lAllahu 'alejhi ue sel-lem*) dhe ai i pyeti: "Çfarë njeriu është 'Abdullah Ibn Selam tek ju?" Ata i thanë: "Ai është më i dituri tek ne, më i miri tek ne dhe biri i më të mirit tek ne." I Dërguari i Allahut (*sal-lAllahu 'alejhi ue sel-lem*) tha: "Ç'mendoni ju nëse ai përqafon Islamin?" Çifutët i thanë: "Allahu e ruajt nga një gjë e tillë!" Atëherë para tyre del 'Abdullah Ibn Selam dhe thotë: "Dëshmoj se s'ka të adhuruar tjetër me të drejtë përpos Allahut dhe se Muhamedi është i Dërguari i Allahut." Atëherë çifutët thanë: "Ai është më keqi tek ne, i biri i njeriut më të keq tek ne..." dhe vazhduan me sharje kundër tij!

Gjithashtu, një tjetër akuzë që ka ngritur vëlla Kushi kundër Xhemal Jakupit është fjala e tij se:

"**...gjithashtu dhe herën e fundit në bisedë tonën në YouTube, ku transmetove prej fjalëvë të mija atë çfarë unë nuk e kam thënë dhe e dërgove fjalën e "manipuluar" në Medine për të gjykuar dijetarët, porse elhamdulilah dhe ishte dhe është dëshira e Allahut, që trilluesit kurrë mos të fitojnë, dhe ti je i humburi rreth këtyre temeve deri në këtë moment.**"

Këtu bëhet fjalë për një debat që ndodhi midis Xhemalit dhe vëlla Kushit në kanalin e tij në Youtube, ku Hoxhë Kushi tha:

"**Edhe Pejgamberi ka lavdëruar shejtanin, a ta bëjmë edhe Pejgamberin bidatçi?**"

Unë po i përcjell fjalët e tij ashtu siç mi transmetoi vëllai jonë Ebu Fatimja, i cili ishte dëshmitar i atij debati. Këto fjalë iu përmendën Shejkh Muhamed Ibn Hadit dhe ai tha se kjo fjalë është rriddeh (dalje) nga Feja e Allahut dhe ai njeri duhet të këshillohet të bëjë teube! Mirëpo hoxhë Kushi mirë teube që nuk bëri, por u thellua akoma më shumë në llum e në zullum duke akuzuar Xhemal Jakupin për shpifje! Sikur Xhemali të kishte shpifur për të, atëherë Kushi do ta kishte risjellë fjalën që kishte thënë dhe nuk kishte pse ta fshinte nga kanali në jutub! Mirëpo, vëlla Kushit i është bërë gënjeshtra si epidemia e malarjes e nuk i shqitet dot nga goja, aq sa shpif e gënjen edhe për të Dërguarin e Allahut (*sal-lAllahu 'alejhi ue sel-lem*), si e si të mbrojë Halebiun! Fatkeqësi mbi Fatkeqësi!!!

Ka thënë i Dërguari i Allahut (sal-lAllahu 'alejhi ue sel-lem):

لا تكذبوا علي فإنه من كذب علي فليلج النار.

"*Mos gënjeni mbi mua, sepse kushdo që gënjen mbi mua do të hyjë padyshim në Zjarr.*" [el-Bukhari, 106]

Dhe ka thënë i Dërguari i Allahut (sal-lAllahu 'alejhi ue sel-lem):

من كذب علي فليتبوأ مقعده من النار.

"*Kush gënjen mbi mua, s'ka dyshim se ai do ta marrë karriken e tij prej Zjarrit.*" [el-Bukhari, 107)

Hadithet që paralajmërojnë dhe alarmojnë nga thënia e gënjeshtrës mbi të Dërguarin e Allahut (*sal-lAllahu 'alejhi ue sel-lem*) janë të shumta, dhe unë nuk dyshoj që vëlla Kushi të mos i dijë ato hadithe. Lus Allahun Mëshirëplotë që ta falë e ta përmirësojë!

Vazhdon më tej vëlla Kushi:

> "3) **Gënjeshtarët e fabrikës së kombinatit me në krye mashtruesin dhe gënjeshtarin abdusamed, i cili se ka për gjë të madhe, të gënjej, sikruse ka vepruar me Shejkhun bujar Muhammed Ibn Hadi (All-llahu e ruajtë), i cili vetë ja ka thënë në sy këtij gënjeshtari: A gënjeve mbi mua ? Gjithashtu nuk mund të lej pa përmend, betimet e tija në All-llahun rrejshëm apo dhe mashtrimet e tija në tregëti me vëllezërit. Ai i din shumë mirë këto gjëra.**"

Allahu e faltë! Vazhdon të akuzojë me të njëjtën metodë, pa fakte e pa argumente, vetëm akuza boshe të cilat bazohen në haluçinacionet e Shuajb Rrexhës dhe Othman Haskasës. E ka sjellë një frazë të vetme, "**A gënjeve mbi mua**" dhe më tej nuk sjell asnjë detaj çfarë u tha më parë e çfarë u tha më mbas të kësaj fraze, dhe mbi të bazon gjykimin e tij mbi Abdus-Samedin! Pa u zgjatur, unë po i përcjell me këtë rast fjalët që ka thënë Shejkh Muhamed Ibn Hadij el-Medkhalij për Abdus-Samedin e Xhamisë së Kombinatit në Tiranë:

**"Vëllai Abdus-Samed Ibn Uahijd el-Albani është nga nxënësit e mi dhe është i njohur tek unë për Akijden dhe Menhexhin e saktë, për istikame (palëkundshmëri) në Sunet, kështu e konsideroj atë, dhe Allahu është Llogaritës i i tij, dhe unë nuk pastroj askënd para Allahut. Madje, ai është prej vëllezërve Shqiptarë që kanë xhelozi për Sunetin dhe për Menhexhin Selefij."**

Kush do të dijë vërtetësinë e këtyre fjalëve mund t'ia paraqesë vetë Shejkh Muhamed Ibn Hadit, dhe përgjigjen e tij le ta publikojë ku të dojë. Këto fjalë i ka thënë Shejkhu para pak kohësh.

Pastaj vëlla Kushi thotë se Abdus-Samedi betohet rrejshëm dhe prapë nuk sjell asnjë fakt! Pastaj e akuzon Abdus-Samedin kinse ai mashtron në tregëti, dhe sërish nuk sjell asnjë argument, por thotë se Abdus-Samedi i di shumë mirë këto gjëra. Tamam si muhabetet e grave. Allahu e udhëzoftë! Nëse vëlla Kushi ka dashur të vëjë në dijeni Abdus-Samedin, ai mjaft mirë mund të shkonte e t'ia thoshte në sy, e ndoshta Abdus-Samedi pendohej për "ato mashtrime". Por ai me këto fjalë pretendon se po njofton Selefitë të cilët nuk janë në dijeni për devijimet dhe mashtrimet e Abdus-Samedit, ndërsa nga ana tjetër thotë se ato gjëra i di shumë mirë Abdus-Samedi dhe nuk sqaron asnjë prej atyre gjërave! A është e logjikshme kjo kritikë! Nëse e akuzon një vëlla Musliman për mashtrim në tregëti, obligohesh të sjellësh fakte dhe dëshmi, e jo të flasësh në hava. Një shembull ideal që tregon se si Muslimani duhet të paralajmërojë kundër një Muslimani tjetër që mashtron në tregëti është ajo që ka thënë Hoxha Bledar Hoxha për Hoxhën Muhamed Abdullahi:

"**Kurse per Muhamedin Abdullahin (Tani Kristo) nuk ka lidhje me kete doktorin vella, por sipas asaj qe di une eshte lidh me diken ne egjipt, por kura sillet rreth te njejtave bime mjekesore, vetem se dallimi eshte tek cmimi i kures se tij vella, qe ndoshta keni degjuar, se shkon 30 mij euro!!! dhe kjo eshte haram ne Islam sepse quhet shfrytezim i gjendjes se te semurit, dhe Islami e ka ndaluar shfrytezimin. Shiko ne forume vella se cfare flitet per cmimet e tij, dhe pyet vllaznine sepse ditet e fundit me kane tregu se e kane filmu me kamera te fshehte dhe e kane nxjerr ne televizor. Allahu na ruajte nga sprovat dhe mashtrimet e dynjase!**"

Mirëpo, të mos mashtrohet lexuesi nga fjalët e hoxhës Bledar Hoxha e të mendojë se ai është i ndershëm e nuk është si Hoxha Muhamed Abdullahi. Përkundrazi, edhe hoxha Bledar Hoxha është një cop mashtruesi dhe një njeri që shfrytëzon vdekjen e një Muslimani për të zhvatur e për të fituar padrejtësisht me mijëra euro, sikurse ka bërë me një vëlla – Allahu e mëshiroftë – i cili ishte në gradën e katërt (grada e fundit) të tumorit, pra vdekje e sigurtë, dhe megjithatë hoxha Bledar Hoxha e mashtroi duke i shitur kurën dhe duke ia marrë eurot kokërr më kokër! Atëherë si ka surrat Hoxha Bledar Hoxha të thotë se, "**kjo eshte haram ne Islam sepse quhet shfrytezim i gjendjes se te semurit, dhe Islami e ka ndaluar shfrytezimin.**" E kritikon Muhamed Abdullahin për sëmundjen nga e cila vuan edhe vet! E kritikon për rivalitet biznesi, për çështje dynjaje, e jo për devijimin e tij në Fenë e Allahut! Njësoj si Halebiu dhe Mesh`huri që shajnë e mallkojnë Selim Hilalin për punë lekësh!

Vërtet, të Allahut jemi dhe tek Ai do të kthehemi!

Vazhdon më tej vëlla Kushi:

"**Shejkhu dhe i cilësuari si Imami i Xherhit (kritikës) dhe Ta`dilit (lëvdatës) nga Imam Albani (All-llahu e mëshiroftë), Rabi Ibn Hadi el-Medkhali (All-llahu e ruajtë dhe e forcoftë) thotë në një nga artikujt e tij me vlerë dhe të titulluar "Keshfu ekadhib ue tehrifat ue hijanat" ku tregon dhe sqaron parimet e HADADIVE të dikurshëm dhe atyre BASHKOHORË, thotë**:

**Gënjeshtrat dhe mashtrimet që nuk mbarojnë, deformimi i teksteve fetare dhe zbatimi i tyre aty ku nuk është vendi i tyre.**

**Gënjeshtra, një nga cilësitë bazë të HADADIVE.**"

E ka marrë këtë citat nga Shejkh Rabij' el-Medkhalij dhe na i ngjit neve! A nuk është ky mashtrim, a nuk është kjo gënjeshtër, a nuk është ky deformim i fjalëve të Shejkh Rabisë dhe zbatimi i tyre mbi Selefitë? Unë përcjell nga goja e Shejkh Rabisë se qendra "Imam Albani" në Kosovë nuk është qendër Selefije dhe poashtu qendra "Udha e Besimtarëve" në Shqipëri nuk është Selefije, dhe këto fjalë i kanë dëshmuar talebet e Medines dhe vëllezër të tjerë që kanë ardhur për Umre dhe janë ulur me Shejkh Rabinë. Ndërkohë, ata manipulues shkëpusin fjalë tek-tuk nga librat e Shejkh Rabisë ku mendojnë se mund të na implikojnë neve, dhe pastaj japin gjykim mbi ne nga vetet e tyre! Si ka mundësi u kanë shpëtuar këto fjalë të Shejkh Rabisë?

"**Sot është një grup individësh në Internet që janë në këtë rrugë dhe kanë këtë sjellje. <u>Ky grup i cilësojnë njerëzit e Sunetit si Hadadije, kur në të vërtetë cilësitë e Hadadijeve duken qartazi tek ata që i lëshojnë këto akuza!!! Ekstremizmi, gënjeshtra, refuzimi i të vërtetës... kjo është pikërisht rruga e Hadadijeve!!!</u>**"

Ai ka thënë gjithashtu:

"**Tek Hadadijet e parë është vërejtur një praktikë që kur dikush hynte në rradhët e tyre, ata i vendosnin titullin "el-Etheri" dhe ai e përdorte këtë në shkrimet e tij duke shkruajtur "Filan el-Etheri". Pokështu, kjo praktikë zbatohet edhe sot nga Hadadijet e rinj, të cilët e kanë quajtur forumin e tyre "el-Etheri" dhe i quajnë vetet e tyre "Etheristët" ose "Ehli-Suneti"... <u>Dhe nga rregullat e Hadadijeve të rinj që i kanë patur edhe Hadadijet e vjetër, është përdorimi i vazhdueshëm i artit të mashtrimit... Hadadijet e vjetër ishin të qartë</u>**

**dhe të hapur në deklaratat e tyre, ndryshe nga këta Hadadijet e rinj. Dhe me të vërtetë, ata e përdorin këtë rregull të cilin e kanë marrë nga Rafidat. Ata punojnë në sekret për të luftuar kundër Njerëzve të Sunetit dhe Hakut, duke u fshehur mbas pseudonimeve apo emrave të rremë e të panjohur...**"

Unë çuditem si ka mundësi që askush nga hoxhallarët apo muridët e AlbSallatës nuk ka bërë të ditur identitetin e shumë anëtarëve që shpifnin, sulmonin, shanin e mallkonin Selefitë duke shkruajtur me emra fallco, si:

- Thirrësi selefi
- El-Etheri
- Etheristi
- Abdullah el-Etheri
- Abdurrahman el Etheri
- Abdullah Selefisti
- Albselefi
- Albselefet
- Selefi Etheri
- selefiewasatie
- es-selefij
- Sunnih
- Sqaruesi
- Vërtetuesi
- Verifikuesi
- 0tolerance
- Abc
- Abc Abc
- I sinqert
- Drejtësia
- Kasverah
- ebu bekr albani
- ehli-sunne
- Ehles sunet
- Neexhat
- Verdalle

- Gjurmisti
- Thupra e vjeter

Lexuesi është i aftë vet të gjykojë nëse kjo është Selefizëm apo Hadadizëm. Madje unë pyes veten, sa prej "nofkave" të mësipërme ka përdorur vëlla Kushi për të gjuajtur Selefitë e pafajshëm e për të përhapur shpifjet e tija tradicionale?

Thotë më tej vëlla Kushi:

"**Ndërsa Imami dhe Muhadithi i vëndeve të Jemenit Shejkh Mukbil Ibn Hadi El-Uadij All-llahu e mëshiroftë) ka thënë:**
**Shtyllat e hizbizmit jane tre:**
**1) Gënjeshtra (El-Kedhibu). Dhe ju jeni të mbushur dhe kjo temë vetëm se vërteton diçka prej gënjeshtrave, ndërsa temat e tjera kanë më shumë.**"

Ka sjellë një fjalë të madhe të Shejkh Mukbilit rahimehullah dhe na i ngjit neve, duke thënë se fletë-rrufeja e tij "Grushti" ka vërtetuar diçka prej gënjeshtrave tona, ndërkohë që në shkrimin e tij u vërtetua për të disatën herë personaliteti i tij prej gënjeshtari dhe shpifësi!

"**2) Dinakëria, hilet (Et-Tedlisu). Nuk më dinak se ju, dhe hilet e juaja vetëm se janë vërtetuar në çdo temë.**"

Na akuzon neve për hile dhe pretendon se hiletë tona qenkan vërtetuar në çdo temë, ndërkohë që nuk ka sjellë asnjë hile tonën si argument!

"**3) Mashtrimi (El-Khidau). Kjo është pika më e dalluar tek ju, duke mashtruar Dijetarët dhe xhematin, dhe për të gjitha këtë ka prova dhe vetëm se I kemi nxjerr disa dhe shumë të tjera do të dalin Insha`All-llah.**"

Na akuzon kinse mashtrojmë Dijetarët dhe xhematin dhe thotë se për të gjitha këto ka prova, ndërkohë që nuk ka sjellë as edhe një provë të vetme për ta bazuar akuzën!

"Gjithashtu ka shtuar Shejkhu dhe një pikë tjetër dhe ka thënë:
**4) Kurthi, komploti (El-Mekru). Në këtë pikë, shquhet gënejshtari alban taliban malaj, duke ruajtur e mashtruar e përdorur E-Mail të vëllezërve të tij të dikurshëm për çështje të tija personale.**"

Më akuzon për kurth dhe komplot, më thërret sërish “taliban” dhe pastaj sjell si argument se unë kam ruajtur, kam mashtruar e përdorur E-Mail të vëllezërve të tij të dikurshëm për çështje personale!!!

Them: sa i përket emrit që ma ka mveshur, “taliban”, shpërblimin për këtë e ka tek Allahu ‘Azze ue Xhel.

Sa i përket ruajtjes së E-Mailave, nuk di ndonjë tekst Sheriatik që të jetë Harram.

Sa i përket mashtrimeve që kam bërë nuk ka sjellë asnjë fakt e asnjë argument, përpos akuzave tradicionale.

Sa i përket E-Mailave të vëllezërve të mi të dikurshëm, ai ka për qëllim mesazhet e Shuajb Rrexhës dhe Ahmet Hoxhës, të cilat i kam publikuar me qëllim që të marrë vesh çdo Selefij kush janë ata dy persona.

Sa i përket akuzës së tij kinse unë i kam përdorur ato mesazhe për çështje personale, vëlla Kushi është i lutur që ta qartësojë këtë akuzë me fakte konkrete dhe dëshmi. Për çfarë arsyesh personale bëhet fjalë? Për prishje biznesi? Për çështje nderi? Për hasmëri personale? Sikur të ishte ashtu siç më akuzon vëlla Kushi, do t’i kisha nxjerrë mesazhet e vëlla Shuajbit që në 2006-n, e jo më 2010! Allahun e kam dëshmitar se i kam publikuar ato mesazhe që të dalë në shesh personaliteti Shuajb Rrexhës, kush ka qenë dhe si është katandisur. Ndërsa dy mesazhet e Ahmet Hoxhës i kam publikuar që të dalë në shesh dhe të njihet hoxha Ahmet Hoxha si njeri me shumë surrate që është dhe se si luan ai me Selefitë.

Tani, po e përmend edhe diçka në lidhje me akuzën për kurth dhe komplot. Si ka mundësi që vëlla Kushi i ka harruar kurthet dhe komplotet e Rrexhës, Haskasës, Bledar Aliut dhe Ahmet Hoxhës, të cilët janë takuar fshehurazi, pra takim sekret, për të rrëzuar Muhamed Abdullahin? Unë po citoj edhe disa fjalë të vëlla Shuajbit të cilat i tha në takimin sekret të zhvilluar në Kukës në vitin 2005:

“**E ka rrahur Tani Afrimin në Siri, po sikur të kthehej këtu ia tregoja unë atij.**”

Shkurt, ishte qërim hesapesh midis bandash që pretendonin Selefizmin. Por, pa pritur e pa pandehur, më pas na doli një dashuri e pashembullt midis Rrexhës dhe Muhammed Abdullahit, saqë kam frik mos i han me sy e ndahen sërish.

Vazhdon më tej vëlla Kushi:

“**Çudi më vjen me ju o vëllezër, ju që i besoni këtij gënjeshtari, a nuk po shikoni sesa menhexhe ka ndryshuar, nga tekfirist dhe partizan i flaktë i bin ladenit duke shpërndarë dvd të tij në ishinstitutin El-Hagri, etj shumë dhe tashmë ka ngecur tek HADADITË e fëlliqur. A nuk po keni frik se E-Mail që i bëni atij sot, apo bisedat që bëni me të sot, se mo i përdor në një të ardhme të afërt kundër jush, dhe të nxjerri gibetin e sharjen që ja bëni të tjerëve, a nuk po mendoni se të njëjtën ja ka bërë shokëve dhe hoxhallarëve të tij të dikurshëm, duke i tradhëtuar ata e duke ja ngul thikën atyre pas shpine, pasiqë ata i kanë fol në besushmëri, e ky i fëlliqtë i nxjerr sot për interesa të tij.**”

Vëlla Kushi risjell akuzën e tij se unë paskam ndryshuar shumë menhexhe dhe kam qenë tekfirs dhe partizan i flaktë i bin ladenit, dhe madje kam shpërndarë dvd-t e tij në ish-institutin El-Hagri. Ripërsëritja e kësaj akuze dëshmon thirrjen e dëshpëruar të vëlla Kushit që Selefitë të largohen nga unë e të mos lexojnë përkthimet e mia. Kurse sa i përket çështjes së dvd-ve të bin ladenit, ajo i përket të shkuarës sime. Dhe meqë vëlla Kushi ngulmon të më gjykojë për të shkuarën time, them: Vëlla Kushi nuk e di ku përfunduan ato DVD. E meqë ai nuk e di, po e njoftoj se ato DVD mi mori hoxhë Firdeusi në Fier në vitin 2004 e që atëherë nuk mi ktheu më. Le t’ia kërkojë ato DVD vëlla Firdeusit e ta pyesë ç’bëri me to. Dhe pyetja ime është: A do t’i bëjë ai Xherh hoxhë Firdeusit dhe do ta quajë“taliban”, tekfirs dhe partizan të flaktë të bin ladenit, ashtu siç më quan mua? Apo vëlla Kushi ka dy peshore, një për Selefitë dhe një për anëtarët e Hizbijes së tij? Të shohim.

Dhe thotë:

“**A nuk po keni frik se E-Mail që i bëni atij sot, apo bisedat që bëni me të sot, se mo i përdor në një të ardhme të afërt kundër jush, dhe të nxjerri gibetin e sharjen që ja bëni të tjerëve, a nuk po mendoni se të njëjtën ja ka bërë shokëve dhe hoxhallarëve të tij të dikurshëm, duke i tradhëtuar ata e duke ja ngul thikën atyre pas shpine, pasiqë ata i kanë fol në besushmëri, e ky i fëlliqtë i nxjerr sot për interesa të tij.**”

Sërish vëlla Kushi u bën apel Selefive që të mos i nxjerrin mesazhet dhe bisedat sepse Alban Malaj do t’i godasë me thikë pas shpine ashtu siç godita shokët dhe hoxhallarët e tij të dikurshëm dhe i tradhëtoi!

SubhanAllah! Me këtë gjuhë flasin vetëm bandat kriminale dhe getot e horrave. Unë nuk e njoh as gjuhën e thikës dhe as goditjen prapa shpine, ashtu sikurse e njeh vëlla Kushi. Por njoh dashurinë dhe fanatizmin për Da’uetin Selefij, dhe urrejtjen për Bidatçijtë dhe Hizbitë. Unë nuk i kam dhënë besën askujt në fenë time, përveç Allahut dhe të Dërguarit të Tij (sal-lAllahu ‘alejhi ue sel-lem). Ajo që kam nxjerrë kundër hoxhallarëve të hizbijes së tyre është dashuria ime për Da’uetin Selefij dhe urrejtja ime për çdo formë të hizbijes, kushdo qoftë në krye të saj. Dhe vëlla Kushi me gojën e tij e pohon se kam ndërruar shumë menhexhe, gjë që tregon se e kam kërkuar Hakun dhe nuk jam mjaftuar me emra

apo grupime. Qëkurse Allahu Xhel-le ue 'Alaa më udhëzoi në Menhexhin Selefij, nuk kam rreshtur se thirruri në këtë menhexh, nuk kam rreshturi së paralajmëruari kundër atyre që e luftojnë këtë menhexh dhe kundër atyre që mbajnë të veshur gunën e Selefizmit rrejshëm. Dhe lus Allahun të më bëj të palëkundur në këtë menhexh deri në frymën e fundit.

Kurse akuza e tij kinse i paskam goditur hoxhallarët me thikë mbrapa shpine dhe i paskam tradhëtuar për interesat e mia, s'di ç'të them! Ai e njeh më mirë se unë gjuhën e interesave.

Cilat qenkan ato interesat e mia? A mos vallë kam interesa lekësh, biznes xhindësh, rrukjesh, tregëti barishtesh popullore, tregëti librash e DVD-sh, klinika, qendra, tribuna, kryesi xhematesh... cilat janë ato interesa?

Thotë më tej vëlla Kushi:

"**Prej këtij mashtruesi dhe gënjeshtari dhe mashtruesve dhe gënjeshtarëve të tjerë, prej këtyre ju e mësoni fenë, njerëz të cilët fshihen pas dijetarëve (duke i përdor ato si mburoja) dhe pas davetit selefij.**"

Them: Po, Selefitë po e mësojnë Fenë nga përkthimet që unë po mundohem t'u përcjell atyre nga Dijetarët Selefijinë. Poashtu vëllezërit tanë në Shqipëri. Edhe vëllai jonë Xhemal Jakupi po bën Xhihad Madhështor në përhapjen e Da'uetit Selefij në Maqedoninë e shkretuar nga Tekfirizmi, Ikhuanizmi, Sufizmi... dhe po e qëron fushën e Da'uetit nga pretenduesit e Selefizmit, qofshin ata të Maqedonisë, të Kosovës apo të Shqipërisë.

Si nuk ka frikë Allahun e na akuzon se fshihemi pas dijetarëve dhe pas davetit Selefij, ndërkohë që ne veçse po i mbrojmë Dijetarët Selefijinë nga sulmet e tyre të fshehta e publike, nga shubuhatet (dyshimet dhe spekullimet) dhe nga nxjerrja e gabimeve të tyre. Nëse vëlla Kushi pretendon se i do dijetarët Selefijinë dhe davetin Selefij, unë e pyes: O vëlla Kushi, ti je krahu i djathtë i Muhamed Abdullahit, sa Dijetarë Selefijinë solli Muhammed Abdullahi në Shqipëri me tërë ato lek që fitoi nga biznesi i xhindëve? Sa libra të Dijetarëve Selefijinë botoi Muhammed Abdullahi me lekët e nxjerra nga ai biznes i fëlliqtë, për të cilin ai paturpësisht mban referat dhe sjell argumente që lejohet! Pastaj thotë se jam penduar nga ajo që kam bërë, dhe pastaj thotë se ajo që kam bërë ka qenë e lejuar, por unë e kam lënë! O vëlla Kushi, na trego çfarë ka bërë Muhamed Abdullahi bashkë me ty për këtë Davet Selefij? Sa libra ke përkthyer ti o vëlla Kushi nga Dijetarët Selefijinë? Po shejkhu jot sa ka përkthyer? Apo ju nuk ja lejoni vetes të përktheni nga Dijetarët Selefijinë sepse nuk u bëni taklid atyre! Apo jeni vetë dijetarë? Ajo që keni bërë është veçse promovimi i surratit të Muhamed Abdullahit, Ylli Ramës, Haskasës, Hazirit... aq sa e keni mbytur interziftin me surratet e tyre!

Pastaj na akuzoni neve se kërkojmë famë dhe duam të dukemi!

Pastaj na del Shuajb Rrexha dhe akuzon Xhemal Jakupin se është kërkues fame ngaqë nuk njihet, sepse sipas tij Xhemali ka përkthyer veçse tre libra!

Turp u qoftë! Si e keni bërë Fenë e Allahut muhabete grash! I keni përçarë Selefitë për hir të orekseve dhe inateve tuaja!

Dhe s'ka dyshim se kthimi ynë dhe i juaji është tek Allahu, dhe Ai është Gjykatësi më i Drejtë.

Thotë më pas vëlla Kushi:

"Thotë All-llahu:

أَمْ حَسِبَ الَّذِينَ فِي قُلُوبِهِمْ مَرَضٌ أَنْ لَنْ يُخْرِجَ اللَّهُ أَضْغَانَهُمْ

**Apo mos mendojnë ata, në zemrat e të cilëve ka sëmundje (hipokrizie), se Allahu nuk do t'i nxjerrë në pah gjithë dëshirat e tyre të poshtra e të fshehura ? Muhammed: 29**

Gjithashtu thotë All-llahu:

وَاللَّهُ مُخْرِجٌ مَا كُنْتُمْ تَكْتُمُونَ

**...Dhe Allahu e nxorri në shesh atë që ju e fshihnit. Bekare: 72**"

Them: po, pasha Allahun, Allahu i Lartësuar e nxorri në shesh atë që fsheh vëlla Kushi megjithë hoxhallarët e hizbijes së tij, në Shqipëri e në Kosovë.

Sa i takon vëlla Kushit, po ia rifreskoj kujtesën me disa margaritarë nga fjalët e tij publike:

Ka thënë:

Do të ishte më e ndershme, që ju të tregonit ndonjë argument për shpifjet dhe trillimet që po mundoheni me i futur në xhemat, një argument dhe jo shumë, **ju kërkohet që të na tregoni, se ku është "manipuluar me fjalët e mbajtësit të flamurit të Xherhit (kritikës) dhe Ta`dilit (lavdërmit) Shejkh Rabis (Allahu e ruajtë)", gjithashtu "ku i kemi mveshur atij (Allahu e ruajtë) fjalë që ai nuk i ka thënë" ???**
**Ne, kurrë dhe asnjë herë nuk jemi munduar (kështu pretendoni) me e zhvlerësuar menhexhin, diturin dhe sakrificën e këtij kolosi të madh,**

**porse Allahun e kemi dëshmitar se ai (Allahu e ruajtë) është nga më të dashurit në zemrën tonë**, pasi dashuria vjen sipas dijes.

Thotë vëlla Kushi se Allahu e ka dëshmitar se Shejkh Rabij' është nga më të dashurit në zemrën e tij, dhe se asnjëherë nuk i ka mveshur atij fjalë që nuk i ka thënë! Them pa bërë asnjë koment: lexojini fjalët e tij jo-publike për Shejkh Rabinë:

[23:23:24] **www.Udhezimi dhe Drita.net** dice:
**se une te thashe**

[23:23:29] **www.Udhezimi dhe Drita.net** dice:
**qe shejkh rabia**

[23:23:34] **www.Udhezimi dhe Drita.net** dice:
**ka sahre sulejamnin e ka ofenduar**

[23:23:39] **www.Udhezimi dhe Drita.net** dice:
**ehe sahabet**

[23:23:44] **www.Udhezimi dhe Drita.net** dice:
pra

[23:23:55] **www.Udhezimi dhe Drita.net** dice:
jane pjese te vogla si kjo qe tregove ti

[23:23:58] **ebu fatima** dice:
perralla te kutbinjve te vjeter

[23:24:03] **www.Udhezimi dhe Drita.net** dice:
**a me thene cna duhet e gjithe kaseta edhe ne kete rast**

[23:24:06] **www.Udhezimi dhe Drita.net** dice:
**ore**

[23:24:09] **www.Udhezimi dhe Drita.net** dice:
**a e ka thene**

[23:24:10] **www.Udhezimi dhe Drita.net** dice:
**e vjeter e re**

[23:24:13] **www.Udhezimi dhe Drita.net** dice:
**ca rendesie ka**

[23:24:20] **www.Udhezimi dhe Drita.net** dice:
**a e ka share sulejamanin**

Kjo është dashuria e vëlla Kushit për Shejkh Rabij' el-Medkhalij, dashuri sipas versionit të Falih el-Harbit dhe forumit të tij.

Ka thënë Shejkh Salih el-Feuzan: "Njerëzit e Bidatit (Ehlul-Bid'ah) kanë nifak (hipokrizi). Njerëzit e Bidatit janë sprovuar me Nifak, dhe nifaku i tyre është se ata shfaqin mirësinë, kurse nga ana tjetër fshehin sherrin; shfaqin mirësi për njerëzit duke dashur që t'i mashtrojnë ata.

**يخادعون الله والذين آمنوا**

"**Ata duan të mashtrojnë Allahun dhe ata që besojnë.**" [el-Bekareh, 9]

Pra, ata e fshehin sherrin e tyre, dhe kur t'u jepet mundësia që ta përhapin sherrin fillojnë ta përhapin, tamam si puna e akrepave."

Përfundimisht, vëlla Kushi e mbyll fletë-rrufenë e tij duke thënë:

"**All-llahu na ruajtë nga devijimet e këtij lloji, dhe All-llahu i shkatarroftë gënjeshtarët, mashtruesit dhe fitnexhijtë, nëse nuk i udhëzon. All-llahumme Amin, All-llahumme Amin, All-llahumme Amin.**"

Edhe unë them: Allahumme Amin, Allahumme Amin, Allahumme Amin.

Dhe po e mbyll këtë kundërpërgjigje me një ajet dhe me një hadith, që të jetë përkujtim për të gjithë ata që kanë zemër:

Ka thënë Allahu Subhanehu ue Te'ala:

**قُلْ هَلْ نُنَبِّئُكُمْ بِالأَخْسَرِينَ أَعْمَالا (١٠٣)**
**الَّذِينَ ضَلَّ سَعْيُهُمْ فِي الْحَيَاةِ الدُّنْيَا وَهُمْ يَحْسَبُونَ أَنَّهُمْ يُحْسِنُونَ صُنْعًا (١٠٤)**

"**Thuaj: A doni t'ju lajmëroj për ata që, më së shumti, humbasin nga punët e veta? Janë ata, përpjekja e të cilëve ka qenë e kotë në jetën e kësaj bote, ndërkohë që mendonin se po bënin vepra të mira?**" [el-Kehf, 103-104]

Dhe ka thënë i Dërguari i Allahut (*sal-lAllahu 'alejhi ue sel-lem*):

**عن سمرة بن جندب قال : قال النبي صلى الله عليه وسلم " رأيت الليلة رجلين أتياني فأخذ بيدى وأخرجاني إلى الأرض المقدسة فإذا رجل جالس ورجل قائم بيده كلوب من حديد يدخله في شدقه حتى يبلغ قفاه ثم يفعل بشدقه الآخر مثل ذلك ويلتئم شدقه هذا فيعود فيصنع مثله قلت ماهذا ؟ ... قالا نعم الذي رأيته يشق شدقه كذاب يحدث بالكذبة فتحمل عنه حتى تبلغ الآفاق فيصنع به إلى يوم القيامة"**

"Natën e shkuar pashë dy burra që erdhën dhe më morën për dore dhe më çuan në Tokën e Shenjtë (në Jeruzalem). Kur, sakaq, pashë një burrë që qëndronte i ulur dhe një tjetër në këmbë dhe në dorë mbante një ganxhë prej hekuri që ia fuste në njërën nofull gjer sa ia nxirrte nga ana tjetër. Pastaj bënte të njëjtën gjë me nofullën tjetër. Pastaj nofulla mblidhej sërish dhe kthehej ashtu siç ishte më parë, dhe ai bënte prapë të njëjtën gjë. Unë thashë: "Ç'është kjo?" Ata të dy thanë: "Po, ai të cilin e pe duke iu shqyer nofulla është Kedh-dhab (gënjeshtar) që thotë gënjeshtra dhe ato u përhapën nga ai derisa arritën horizontet. Ai do të dënohet kështu (në varr) deri në Ditën e Kijametit." [Transmetuar nga Bukhari]

Le të jetë ky ajet dhe ky hadith mësim për mua, për vëlla Kushin, për të gjithë Selefitë dhe për të gjithë ata që do ta lexojnë këtë shkrim.

Allahu më faltë mua, vëlla Kushin dhe të gjithë besimtarët; Allahu na udhëzoftë në Rrugën të cilën Ai na ka urdhëruar ta ndjekim.

Lavdërimet dhe bekimet qofshin mbi të Dërguarin e Allahut, mbi Familjen e tij të Dëlirë dhe mbi Shokët e tij Fisnikë.

Dhe e gjithë lavdia i takon Allahut, Zotit të Botëve.

Subhaneke Allahumme, ue bihamdike, esh-hedu en la ilahe il-la Ente, estagfiruke ue etuubu ilejke.

# Reagime:

**El Albani Selefi** ekam then ni fjal me heret ne nje Koment tek Postimi Ku flitetet per TE QMENDURIN e SHEKULLIT me te META PSIQIKE edhe e them PRAP Aij Njeri qe Beson Alban Malrajne eshte i qmendur sikurse asht Alban Malarja
Kurse Mjer per ata Mjer per ata MJER qe pasojn Sikur te ishte Shejh e sesht as gje tjeter veq se nje I HUMBUR I HUMBUR I HUMBUR ALLAHU e udhezoft ose e HUMBT edhe me teper se kaq
...Ti nese e Beson Allahun edhe Diten e gjykimit I hap Syt i qik edhe e sheh se sa i HUMBUR eshte Albani Ka shpif per Shejh Muhamed Bin Hadin QKa po don me teper me Dhimbsesh se te thash edhe pota them PRA AIJ njeri qe i beson Fjalve te ALbanit asht i qmendur nese je nga ata qe i beson me dhimbsesh
E Lusim Allahun e madheruar qe te na Ruaj nga personat e till te cilet pa Fije turpi genjejn per Dijetaret Selefi>
Genjeshtart e keti te Humburi dalin dita dites Kurse PASUST edhe TIFOZT e tij te VERBER dita dites veq se thellohen ne Humbjen e keti te HUMBURI Allahu na rujt nga devijimet genjeshtart shpifjet edhe mashtrimet e personave te Devijuar

**Ilir Sahiti**: Selamun Alejkum
Allahu te shperblefte vella per mundin qe po ben ne demaskimin e ketyre genjeshtareve. Allahu na ruajt nga genjeshtaret dhe mashtruesit.
Eshte interesant me pasuesit e Malarjes, pas gjith ketyre sqarimeve ato kan zgjedh rrugen e muridive. O ju mjerana?, si nuk po e vereni?i, se si Alban Malarja ju ka lidhur me litar si Gomari apo si freret qe i vihen Mushkes dhe me te cilat ky Malarja po ju komandon juve muridive me genjeshtra e shpifje, ne lidhje me ceshtjet e fese dhe davetit. Jepni more trurit e c'lirohuni nga ky litar, sepse mund te keni perfundim te keq.

**Hadith Sahih** duket se ky Alban Malaj na ka dal nje problem serioz ne trojet Shqiptare.

**Alb Selefet** Jo more vëlla çfarë problemi, ai fëmijë është dhe gënejshtrat e shpifjet e tij vetëm se po dalin dhe ji i sigurtë që e vërteta përherë fiton ndaj të kotës.

**Hadith Sahih** jo vlla nuk qenka edhe femij se keto shpifja nuk jane lojra femijesh,po deshka te behet exher ky njeri dhe ta njohin te gjith selefite kete person ne menyre qe te ruhen nga kthetrat e tij,Allahu e udhezofte.

**Alb Selefet** Po fëmijë është e asnjë gjë më tepër. I thyhet hunda çdokujt i cili del mbi të vërtetën duke mashtruar dhe gënjyer për interesine tij.

**El Albani Selefi** SubhanAllah ska Fjal ky njeri asht i Qmendur edhe kush do qe thot se sesht keshtu edhe aij asht i Njejt me ALBAN KAFSHEN Allahu QAFEN JA THEFT AMIN

**Bara Mehmeti** ky njeri nuk ka frik nga Allahu azewexhel , ose n uk beson ne diten e gjykimit,qka do ti thot Allahut ne ate dit, krejt kto genjeshtra jan mbi te...Allahu na ruajt nga keta persona.

**Alb Selefet** Ja tash në këtë moment po më lajmërojnë që: Shejkh Muhammedi qënka betuar në All-llahun dhe paska përgënjeshtruar Albanin, dhe tema qënka përkthyer nga ju. Haj medet,imagjino të nxjerrim ne ato tonat, pyetjet sqarimet etj etj ku përfundoni ju, porse po thyheni vetë në mes vetë me përkthimet e juaja.

**Alb Selefet** Alban mashtruesi u kap GAFIL me shkrimin e tij, ndersa mashtruesi xhemal perktheu te kunderten qe pretendonte gensjhtari alban, dhe ja fshiu postimin. Imagjino, jeni bere aq te verber, dhe me te verber se hanefit dhe shijat, e shikoni rrenen e albanit dhe thoni, duhet verifikuar, ca verifikimi ore genjshtar, shejkhu betohet ne All-llahun qe se ka thene, ndersa albani ka percjell se e ka thene, nese kjo nuk eshte genjshter se di cila eshte.

**El Albani Selefi** Dy ftyrsha apo quaj si te duash apo kerkus FAME apo siq i cek ni Vlla ne Forumin e flliqur te tyre ekan RREJQETEDUKEM.net PO Dukutedukemi.net

**أَنْزَلَ مِنَ السَّمَاءِ مَاءً فَسَالَتْ أَوْدِيَةٌ بِقَدَرِهَا فَاحْتَمَلَ السَّيْلُ زَبَدًا رَابِيًا وَمِمَّا يُوقِدُونَ عَلَيْهِ فِي النَّارِ ابْتِغَاءَ حِلْيَةٍ أَوْ مَتَاعٍ زَبَدٌ مِثْلُهُ كَذَلِكَ يَضْرِبُ اللَّهُ الْحَقَّ وَالْبَاطِلَ فَأَمَّا الزَّبَدُ فَيَذْهَبُ جُفَاءً وَأَمَّا مَا يَنْفَعُ النَّاسَ فَيَمْكُثُ فِي الْأَرْضِ كَذَلِكَ يَضْرِبُ اللَّهُ الْأَمْثَالَ (١٧)**

“**Ai e zbret shiun nga qielli, prandaj rrjedhin lumenjtë me masë dhe rrjedha bart mbeturinat mbi sipërfaqen e ujit. Edhe zgjyra, kur e shkrijnë njerëzit në zjarr që të bëjnë stoli ose vegla, është mbeturinë, si ajo. Kështu, Allahu jep shembullin e së vërtetës dhe të së pavërtetës: Mbeturinat hidhen, ndërsa ajo që u shërben njerëzve mbetet në tokë. Kështu, Allahu i shpjegon shembujt.**” [er-Rra’d, 17]

Fund,

Alban Malaj,
‘Auali, Mekkeh